# Urimi i festës së Fitër Bajramit

*Të nderuar*
*Vëllezër dhe motra!*

*Sonte me iftarin e fundit po përcjellim muajin e Ramazanit, muajin e Kuranit, muaj i cili për besimtarin Islam ka një rëndësi të madhe, ngase ishte muaji ku i kultivuam vlerat dhe virtytet më të larta fetare, shpirtërore, morale e shoqërore. Muaji ku edhe më shumë ngritëm nivelin e dashurisë ndaj Zotit xh.sh., vetëm e vetëm për ta fituar kënaqësinë e Tij, përmes një kodi të veçantë etik në të cilin dominon fuqia e vlerës dhe e parimit ndaj çfarëdo fuqie tjetër.*

*Nesër është dita e parë e festës së Fitër Bajramit e cila festë vjen pas një muaji dedikimi e sakrifice për t'u afruar më tepër me Zotin, ku kultivuam shpirtmadhësinë, tolerancën, vëllazërinë, paqen, solidaritetin, vlera këto të cilit kanë një rol të pazëvendësueshëm për shoqërinë tonë. Ngase këto janë parime të mëdha që feja islame i përçon në mbarë njerëzimin. Festa e Fitër Bajramit është një arenë, ku shkrihen dallimet, pozitat, arenë ku takohen të gjitha me fitoren e përbashkët për të mirën e përgjithshme.*

*Festa e Fitër Bajramit, troket në zemrën dhe shpirtin e besimtarit, troket në vatrat tona familjare menjëherë pas Muajit të madhërishëm të Ramazanit, periudhës së shenjtë, gjatë së cilës myslimanët e devotshëm anembanë botës kanë agjëruar duke sakrifikuar, duke u përpjekur të ripërtërijnë vlerat më të mira shpirtërore dhe njerëzore. Ndaj nesër kemi rastin më të gëzuar, më të hareshëm për të festuar ditën kur myslimanët i gëzohen dhe shijojnë të mirat e kësaj dite, ngase kanë kryer edhe një obligim madhor të fesë sonë Islame i cili radhitet në mesin e pesë shtyllave të Islamit.*

*Kjo ditë është dita e unitetit, prandaj duhet të shfaqim unitetin në familje dhe me njerëzit e shoqërisë sonë. Mos të harrojmë se Muhamedi a.s. ka thënë: "Dora e Zotit është me bashkësinë". Kjo ditë është dita kur besimtari falë njerëzit e tjerë, ndaj edhe ju besimtarë të devotshëm, falni ata që ju kanë ofenduar, ata që kanë shpifur, dhe kanë folur keq për ju, falni zënkat dhe mosmarrëveshjet mes jush. Mos harroni se Allahu xh.sh., është me ata që falin, kur ju falni tregoni mëshirën e Zoti xh.sh., që është brenda jush dhe bëheni shkak që Zoti t'ju falë juve në Ditën e Gjykimit.*

*Zoti nuk ka nevojë për vlerësimin dhe mirënjohjen tonë? Ai është Krijues i çdo gjëje, është i pafillim dhe i pambarim, ndryshe nga krijesat e Tij, jemi ne ata që kemi nevojë të përmirësojmë veten tonë, duke lidhur zemrat tona me përmendjen e Tij, si dhe duke përfituar nga shprehja e mirënjohjes së Tij. Allahu xh.sh. thotë:*

*''Më përmendni mua, Unë ju përmend juve Më falënderoni e mos e mos Më mohoni"*

*Në këto çaste, në prag të kësaj feste të Fitër Bajramit, në këtë ditë feste të rëndësishme për paqen dhe vlerat universale të shoqërisë njerëzore, në këtë ditë të madhërishme të shprehjes së besimit ndaj Zotit Krijues, ftojë për një unitet edhe më të fortë mes nesh, për një unitet edhe më të madh politik kur është në pyetje ardhmëria e vendit tonë, e vatanit tonë, për një solidaritet edhe më të madh, për një mirëkuptim dhe besim edhe më të madh ndër fetare me të tjerët, virtyte këto të cilat janë pasuritë më të çmuara të kombit dhe të fesë sonë, dhe si të tilla, ato përbëjnë një garanci të sigurt për të ardhmen e shtetit tonë dhe brezave që do vijnë pas nesh.*

*Të nderuar Vëllezër dhe motra!*

*Më lejoni që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saja dhe në emrin tim personal t'ju drejtohem me përgëzimet më të mira, të gjithë besimtarëve të besimit Islam kudo që ata gjenden në Kosovë e brenda trojeve tona etnike, si dhe mërgatës kudo që ata jetojnë, për festën e Fitër Bajramit, duke e lutur Zotin që të na ketë pranuar agjërimin dhe të gjitha adhurimet tjera, të na fisnikërojë me moralin dhe etikën e Ramazanit, si dhe të na falë begati të shumta nesër në festën e Fitër Bajramit.*

*Urime festa e Fitër Bajramit.*

*Myftiu: Naim Tërnava*
*03. 06. 2019, Prishtinë*

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



"Hani e pini të gëzuar, ngase këtë e keni fituar në ditët e kaluara."

(El-Hakka: 24)

# Të vazhdojmë në frymën e Ramazanit

*Ia dhamë lamtumirën muajit të bekuar të Ramazanit, muajit që derdhi me shumicë mbi ne mëshirën, favoret dhe respektin hyjnor për ne. Gjatë Ramazanit, ne mësuam shumë gjëra. Ne mësuam dhe kuptuam të bëjmë dallimin mes kënaqësisë së përkohshme dhe ngritjes së përjetshme.*

*Jeta është amanet nga Zoti dhe ne atë duhet ta trajtojmë me kujdes dhe përgjegjshmëri. Pejgamberi a.s. ka thënë "shfrytëzo pesë gjëra para pesë gjërave të tjera: Rininë tënde para se të plakesh, shëndetin tënd para se të sëmuresh, pasurinë tënde para se të varfërohesh, kohën tënde të lirë para se të jesh i zënë dhe jetën tënde para se të të vijë vdekja".*

*Myslimani duhet të jetë i pajisur me virtyte dhe me ndjenjat më të larta fisnike njerëzore. Islami urdhëron që besimtari ta ndërtojë jetën e tij në bindje ndaj Allahut dhe nënshtrim ndaj ligjit të Tij, të kontrollojë sjelljet e jashtme dhe veprat, fjalët, mendimet, ndjenjat dhe qëllimet e tij të jenë në përputhje me të drejtën dhe të vërtetën (sheriatin).*

*Myslimanët duhet të kenë rol aktiv në rrjedhat e përgjithshme të shoqërisë. Ata duhet ta jetojnë jetën me ndershmëri dhe nuk guxojnë të tregohen të shurdhur ndaj nevojave të kohës dhe as t'ia kthejnë shpinën jetës së kësaj bote, apo të tregohen indiferentë ndaj saj. Duhet të ndjekin rrugën e mesme, të mos e ndrydhin deri në ekstrem instinktin, sikurse është murgëria, por as të jepemi pas lirisë së pakufizuar të pasioneve duke u bërë robër të tyre: "Kush, përveç Allahut, mund ta udhëzojë atë njeri që dëshirat e veta i ka bërë zot?..." (El Xhathije: 23).*

*Me Agjërim ne mësuam që me vendosmëri morale dhe me sjellje etike duhet të ecim përpara. Kjo do të na shpëtojë nga dobësit e mendjemadhësisë, e egoizmit, zilisë e smirës, varfërisë shpirtërore, dhe do të na ngrejë në lartësitë e modestisë, vetëmohimit, bujarisë, mirësisë, e humanizmit. Përmes agjërimit mësuam që drita e nuri i shpirtit arrihet me vështirësi. Mësuam se me besim të fuqishëm dhe iman të paluhatshëm arrihet në mbretërinë e shpirtit.*

*Prandaj, të ruajmë margaritarët dhe gjevahiret shpirteror që i fituam në Ramazan. Gjatë Ramazanit ne penetruam dhe bëmë një udhëtim shpirtëror që nga dita e parë e deri në ditën e fundit.*

*Sot kemi castet dhe përjetimet e rezultatit, suksesit dhe shpërblimit. Jemi të lumtur dhe të gëzuar. Të ruajmë përvojën shpirtërore që përjetuam gjatë ditëve të agjerimit. Bajrami është dita kur festojmë fitoren e shpirtit mbi epshet e trupit.*

*Bajrami është dita kur ne muslimanët i dërgojmë mesazhin e paqes gjithë botës. Bajrami është ditë në të cilën shprehim bindje dhe nënshtrim të plotë ndaj Allahut për mirësinë dhe lumturinë e secilit njeri.*

*Bajrami është kremtimi i një fitoreje të madhe, por njëkohësisht është edhe fillimi i detyrave, përpjekjeve dhe sakrificave të reja. Për atë që del nga Ramazani fitimtar, Bajrami vjen si një mënyrë e vërtetë e kremtimit të asaj fitoreje, dhe për besimtarët kjo ditë është një festë në kuptimin e plotë të fjalës. Ajo çfarë do t'ju thuhet të mirëve në xhennet vlen edhe për ne në ditët pas Ramazanit: "Hani e pini të gëzuar, ngase këtë e keni fituar në ditët e kaluara." (El-Hakka: 24)*

*Dr. Ajni Sinani*

# Hytbeja e Fitër-Bajramit -2019

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Edhe në këtë ditë feste e gëzimi të festës së Fitër-Bajramit falënderojmë Allahun xh.sh., me ndihmën e të Cilit arritëm ta përfundojmë agjërimin e këtij muaji të shenjtë të bekuar të Ramazanit. Përshëndetje dhe salavate i çojmë më të dashurit të Allahut xh.sh., Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s., familjes së tij të ndershme dhe shokëve të tij besnikë si dhe të gjithë atyre që me krenari pasuan dhe pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Sot po përcjellim muajin e Ramazanit, muajin e Kuranit, muaj i cili për besimtarin Islam ka një rëndësi të madhe, ngase ishte muaji, në të cilin u kultivuan vlerat dhe virtytet më të larta shpirtërore, morale e shoqërore. Muaji, në të cilin edhe më shumë ngritëm nivelin e dashurisë ndaj Zotit xh.sh., vetëm e vetëm për ta fituar kënaqësinë e Tij, përmes një kodi të veçantë etik, në të cilin dominon fuqia e vlerës dhe e parimit ndaj çfarëdo fuqie tjetër.

Derisa ky ishte Ramazani dhe këta ishin objektivat, ndaj edhe manifestimi i sotëm në ditën e Fitër-Bajramit ngërthen në vete domethënien fe. Nisur nga këtu për ne kjo ditë feste shënon jo fundin e Ramazanit, por pjesën e dytë të tij, pjesën në territorin ku duhen dëshmuar mësimet e marra në Ramazan. Nëse në Ramazan kemi mësuar për mirësjelljen, solidaritetin, faljen, ndërsa sot në festë



nuk i dëshmojmë, atëherë ne kemi dështuar. Është thënë se “Festa pa shpirtmadhësi e falje është thjesht një copë letër në kalendar”.

Pas një muaji dedikimi e sakrifice për t’u afruar më tepër me Zotin, kultivuam shpirtmadhësinë, tolerancën, vëllazërinë, solidaritetin, vlera këto të cilat kanë një rol të pazëvendësueshëm për shoqërinë tonë. Ngase këto janë parime të fesë sonë Islame, sot gjej rastin që para juve të vlerësoj lart këto parime të mëdha që feja islame i përçon në mbarë njerëzimin dhe në mënyrë të veçantë dua t’u shpreh mirënjohjen time të gjithë imamëve e nëpunësve të Bashkësisë Islame për punën e shkëlqyer që bëjnë çdo ditë për të përhapur këto vlera të mirësisë, të paqes, të vëllazërimit, të tolerancës, të humanitetit, të respektit dhe të gatishmërisë që edhe nëpërmjet sakrificës të ndihmojmë atë qëështënë nevojë. Festa e Fitër-Bajramit është një arenë, ku shkrihen dallimet, pozitat, arenë ku takohen të gjitha me fitoren e përbashkët për të mirën e përgjithshme.

Festa e Fitër-Bajramit, troket në zemrën dhe shpirtin e besimtarit, troket në vatrat tona familjare menjëherë pas Muajit të madhërishëm të Ramazanit, periudhës së shenjtë gjatë së cilës myslimanët e devotshëm anembanë botës kanë agjëruar duke sakrifikuar, duke u përpjekur të ripërtërijnë vlerat më të mira shpirtërore dhe njerëzore.



Ndaj sot kemi rastin për të festuar ditën kur myslimanët i gëzohen dhe shijojnë mundësinë që ta kalojnë atë së bashku me familjarët dhe njerëzit e tyre të dashur.

Kjo ditë është dita e unitetit, prandaj duhet të shfaqim unitetin në familje dhe me njerëzit e shoqërisë sonë. Mos të harrojmë se Allahu xh.sh. në Kuranin e shenjtë ka thënë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bamë popuj e fise që të njiheni mes vete..." (El-Huxhurat,13).

Kjo ditë është dita kur besimtari fal njerëzit e tjerë, falni ata që ju kanë ofenduar, ata që kanë shpifur dhe kanë folur keq për ju. Mos harroni se Allahu xh.sh., është me ata që falin, kur ju falni, kështu tregoni mëshirën e Zoti xh.sh., që është brenda jush dhe bëheni shkak që Zoti t'ju falë junë Ditën e Gjykimit.

Zoti nuk ka nevojë për vlerësimin dhe mirënjohjen tonë. Ai është Krijues i çdo gjëje, është i pafillim dhe i pambarim, ndryshe nga krijesat e Tij, jemi ne ata që kemi nevojë të përmirësojmë veten tonë, duke lidhur zemrat tona me përmendjen e Tij, si dhe duke përfituar nga shprehja e mirënjohjes së Tij. Allahu xh.sh. thotë: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua." (El-Bekare, 186)

Mirësitë e Zotit xh.sh., janë të shumta, ne ato i marrim në çdo moment, frymëmarrja, dëgjimi, shikimi, qarkullimi i gjakut, nxehtësia e diellit, rrotullimi i tokës, të gjitha këto e të tjera mund të ndodhin në të njëjtën kohë, shtrohet pyetja a thua jemi mjaftueshëm falënderues ndaj Allahut xh.sh.?!

*Të nderuar vëllezër e motra,*

E ka bërë Allahu tokën vebdbanim edhe për njeriun, të jetojë dhe të angazhohete të punojë që të shfrytëzojë të mirat e saj. Toka është sikur nëna prej së cilës na krijoi Allahu xh.sh., në të ne jetojmë. Njeriu ka përvetësuar në vazhdimësi nga të mirat e kësaj toke, nga uji, lisat, pemët, gjallesat e tjera të shumta, nga thesare të shumta të krijuar në brendësin e tokës për të mirën e njeriut. Kështu toka u bë vendbanim i të gjithë popujve të botës pa dallim, u bë edhe vatani i tyre i posaçëm.

Njohja e vlerës së atdheut për njeriun është edhe pjesë e besimit të besimtarit Islam, vatani është ai i cili njeriut i dhuron identitet, siguri, lumturi, i jep shtetësinë që aq shumë na mungoi.

Gjëja më e shtrenjtë që posedon njeriu është feja dhe vatani, të gjithë njerëzit e botës krenohen me atdheun e tyre, ngase është vendi ku lind, është djepi ku u rrit, është fëmijëria dhe jeta e tij, është burim i mbamendjes, është atdhe i baballarëve dhe stërgjyshëve, vend ku rriten fëmijët dhe nipërit e mbesat e tij. Derisa edhe gjallesat e tjera nuk kënaqen përveçse në vendin e tyre, kalojnë distanca të gjata për t'ukthyer prapë në vendin apo folën e tyre.

Allahu xh.sh., e ka vendosur në natyrën e njeriut që ai ta dojë atdheun e vet, duke treguar dashurinë dhe respektin për vendin kulindi dhe u rrit. Ndaj Islami ka mbjellë në zemrën dhe natyrën e njeriut lidhje të fortë me vatanin, tokën mbi të cilën jeton dhe nga të mirat e së cilës ushqehetdhe e adhuron Allahun xh.sh., pa kurrfarë pengese.

*Vëllezër e motra,*

Atdheu është sikur një lis nën të cilin ndalemi që të na mbulojë hija e tij, i cili na ruan dhe në të

cilin gjejmë dashurinë, përkujdesjen dhe ngrohtësinë. Atdheu për qytetarin është sikur nëna për fëmijën e saj, për të cilin përkujdeset që nga fëmijëria dhe e mbron nga çdo e ligë, duke i falur çdo gjë nga vetja e saj, por edhe ngrohtësinë shpirtërore.

Dashuria ndaj atdheut është besimi i fortë në zemrën e çdonjërit, i cili përkujdeset për ruajtjen, zhvillimin, sigurinë, mirëqenien, e cila vjen si rezultat i bindjes së fortë që japin zemra dhe shpirti karshi atdheut. Nuk mjafton dashuria ndaj atdheut vetëm me fjalë e retorikë shterpe, vatani nuk e pranon vetëm këtë, por krahas kësaj duhet të jenë dashuria dhe përkujdesja përmes kontributit dhe angazhimit në vazhdimësi, sakrificës, mbrojtjes, ndërtimit, zhvillimit, prodhimit etj. Shoqëria jonë ka nevojë të ngrihett mbi themele të shëndosha dhe mbi bazën e punës së ndershme dhe të mos lejojmë që në mesin tonë të depërtojë virusi degjenerues e devalvues. Ngase atdheu është gjëja më e shtrenjtë që posedon qytetari i saj, me dashurinë e tij ndaj vatanit, me punën e tij të ndershme, e ruan atë, i jep siguri, e mbron atë që të qëndrojë i pathyeshëm, larg nga çdo gjë që shkon në dëm të atdheut.

Dashuria ndaj vatanit është natyrshmëri, e cila buron nga brendësia e shpirtit, e cila lind me lindjen e njeriut dhe rritet me të kohë pas kohe. Atdhetari i ndershëm e çmon këtë dashuri ndaj atdheut, të cilën edhe më e rrit me kalimin e kohës. Derisa qytetari jo i mirë i cili shikon interesat e tij vetjake para atyre të shtetit, ai e shfrytëzon dashurinë ndaj vatanit për nevoja të tij të ngushta duke i bërë keq vatanit e ky njeri është ai njeri i cili nuk kupton se çka është besimi dhe çka është vdekja.

Vatani kërkon mirësi të vazhdueshme nga qytetarët që jetojnë në atë vend dhe në atë shoqëri duke e ruajtur të mos e godasë asnjë e keqe. Vatani meriton sakrificën e shpirtit tonë për ta mbrojtur dhe për ta ruajtur krenarinë dhe nderin e atdheut ndaj atyre që dëshirojnë t'u bëjnë keq vendit dhe qytetarëve.

Dashurinë ndaj atdheut më së miri mund ta kuptojmë edhe nga vetë i Dërguari i fundit i Allahut xh.sh. kur atë e larguan mushrikët kurejshë nga vendlindja e tij, nga Meka e bekuar, në të cilën lindi, u rrit dhe u edukua dhe në të cilën filloi t'i zbresë edhe shpallja, ai nuk kishte dëshirën që të largohet nga Meka në të cilën kaloi pjesën më të madhe të jetës së tij me këtë rast rrugës për në Medinë tha:" Nuk ka vend më të bukur se ti, dhe më të dashur te unë, e sikur populli im të mos më largonte nga Meka, nuk do të banoja-jetoja diku tjetër", kjo ishte dashuria dhe respekti që kishte Muhamedi a.s., për vendlindjen e tij, për Mekën e dashur, ndaj një dashuri të tillë duhet ta kemi edhe ne për atdheun tonë.

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Të gjithë jemi në dijeni për migrimin e vëllezërve dhe motrave tona jashtë Kosovës, nëpër vende të ndryshme të botës, që kohëve të fundit ka filluar të jetë shumë shqetësuese. Gjendja e rëndë ekonomike si shkas kryesor i migrimit duhet të luftohet. Platforma solidarizuese që promovon Ramazani mund të jetë si formë e suksesshme e luftimit të kësaj dukurie. Kështu, nëse arrijmë të kthehemi në një trup, nëse karshi tjetrit ndiejmë përgjegjësi, nëse vuajmë për tjetrin dhe gëzohemi për të, atëherë ne do të sfidojmë gjendjen e rëndë ekonomike duke luftuar çdo lloj krimi apo korrupsioni e të angazhohemi për të mirën e vendit, gjë që është edhe amanet i të gjithë atyre që ranë dëshmor për çlirimin e vendit.

Fjala atdhe-vatan është fjalë të cilën e do zemra dhe buron prej saj, fjala "Kosova" është fjalë e pazëvendësueshme, është mishëruar me shpirtin, zemrën dhe mendjen tonë, ndaj të mos e lëmë, të mos largohemi, të mos migrojmë, por të punojmë për ditë më të mira të atdheut tonë.

Do të doja që fjalët e mia të dëgjohen si thirrje për të gjithë ne, për popull e për qeveri, që të reflektojmë në të mirë dhe për të mirën e atdheut, të krijohen mundësi të reja për punësim të rinisë sonë, në mënyrë që ata të mos e marrin botën në sy, që tek të rinjtë tanë të mos fitohet përshtypja se ky vend është i paperspektivë e fatin e tyre për një jetë më të mirë të mendojnë se mund ta gjejnë vetëm duke u larguar nga Kosova, por edhe nga trojet tona të tjera shqiptare. Shqiptarët me shekuj kanë dëshmuar se e duan vendin e tyre, edhe gjatë luftës së fundit në Kosovë ata u kthyen në Kosovën tonë, për ta ruajtur dhe për ta bërë edhe më të mirë, do ta bëjnë prapë nëse ata shohin ndryshimin e duhur.

Në këto çaste të kësaj feste të Fitër-Bajramit, në këtë ditë feste të rëndësishme për paqen dhe vlerat universale të shoqërisë njerëzore, në këtë ditë të madhërishme të shprehjes së besimit ndaj Zotit Krijues, ftoj për një unitetet edhe më të fortë mes nesh, për një unitet edhe më të madh politik kur është fjala për ardhmërinë e vendit tonë, vatanit tonë, për një mirëkuptim dhe mirëbesim edhe më të madh ndërfetar,vlera këto që janë pasuritë më të çmuara të kombit dhe të fesë sonë, dhe si të tilla, ato përbëjnë një garanci për të ardhmen e shtetit tonë dhe të brezave që do vijnë pas nesh.

Gëzuar festën e Fitër-Bajramit të gjithë besimtarëve brenda trojeve tona, edhe atyre në mërgatë, duke e lutur Zotin që në botë të mbretërojnë paqja dhe lumturia.

*Myftiu: Naim Tërnava*
*03.06.2019, Prishtinë*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El-Mearixh”- (4)

## Natyra e brishtë e njeriut dhe disa nga cilësitë e besimtarëve të sinqertë

*“Vërtet njeriu është krijuar të jetë i padurueshëm, sepse kur e godet e keqja, ai ankohet (ligështohet) së tepërmi, ndërsa, kur e prek mirësia, ai bëhet tepër koprrac. Përveç atyre që falen e që janë të rregullt në faljet (namazet) e tyre e që nga pasuria e tyre, ndajnë një pjesë të caktuar, për lypësin dhe për nevojtarin”.*

*(El-Mearixh, 19-25)*

إِنَّ الْإِنسَانَ خُلِقَ هَلُوعًا. إِذَا مَسَّهُ الشَّرُّ جَزُوعًا. وَإِذَا مَسَّهُ الْخَيْرُ مَنُوعًا. إِلَّا الْمُصَلِّينَ. الَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ دَائِمُونَ. وَالَّذِينَ فِي أَمْوَالِهِمْ حَقٌّ مَّعْلُومٌ. لِّلسَّائِلِ وَالْمَحْرُومِ.

## Lidhja e këtyre ajeteve më ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë disa nga pamjet trishtuese të Ditës së Fundit dhe të asaj të Gjykimit, në të cilat ditë, jobesimtarët do të shohin makthin e tyre më të madh. Ata kishin qenë mohuesit e kësaj dite të Ringjalljes dhe të Gjykimit, kurse tash, do të përjetojnë turpërimin dhe ndëshkimin më të tmerrshëm në zjarrin e Xhehenemit, ndërkohë që në këto ajete vijuese, flitet për faktin se njeriu është krijuar që të jetë lakmues, shpirtngushtë, por mbi të gjitha i paqëndrueshëm dhe i paduruеshëm. Pas këtij përshkrimi të natyrës së brishtë njerëzore, vijnë ajetet që përmendin dhjetë cilësi të ndritshme, me të cilat besimtarët dallohen apo veçohen prej jobesimtarëve...

## Koment

*19. Vërtet njeriu është krijuar të jetë i paduruеshëm.*

Përzgjedhja e fjalëve që asociojnë me më shumë se një kuptim, është karakteristikë e mrekullisë së shprehjes kuranore. E tillë është edhe fjala *“el-hel’u”*, e cila në vete ngërthen disa kuptime si: gjendjen e paqëndrueshme të njeriut, i cili nuk është në gjendje të përballojë dot sprovat, njeriun shpirtngushtë, dorështrënguar e koprrac, por në të njëjtën kohë edhe lakmitar të madh në grumbullimin e pasurisë. Kurse në kontekstin e këtij ajeti, fjala *“heluan”*, e cila mbase edhe i atribuohet natyrës njerëzore, nënkupton njeriun që ligështohet, hidhërohet e pikëllohet shpejt kur e godasin fatkeqësitë, kurse bëhet tepër lakmitar dhe dorështrënguar kur është në mirëqenie.[1]

**Përzgjedhja e fjalëve që asociojnë me më shumë se një kuptim, është karakteristikë e mrekullisë së shprehjes kuranore.**

Sipas Zemahsheriut fjala *“el-hel’u”* nënkupton:“mosdurimin e njeriut kur atë e godet ndonjë e keqe, si dhe dorështrëngimin kur atë e godet ndonjë e mirë.”[2]

Ndërsa nga mufessirët bashkëkohorë, mbase sqarimin më të thukët për fjalën *“el-hel’u”* e ka dhënë Ibn Ashuri kur thotë se kjo nënkupton: “pamundësinë e të përmbajturit të vetvetes kur dikë e godet pikëllimi apo edhe gëzimi.”[3]

Nga edukata e pastër islame, që reflektohet nëpërmjet ajeteve të shumta kuranore, e po ashtu edhe nga hadithet e Muhamedit a.s., shohim se koprracia apo të qenët dorështrënguar dhe shpirtngushtë, është një prej veseve më të këqija që mund të ketë një njeri, pavarësisht nëse është mysliman apo jo. Kjo veti e shëmtuar, shkatërron shoqëritë dhe dëmton raportet ndërnjerëzore dhe familjare në përgjithësi. I Dërguari a.s., kur flet për këto vese të shëmtuara thotë: *“Gjëja më e keqe që ndodhet te njeriu është koprracia dhe qyqarllëku- frika e tepruar.”*[4]

*20. sepse kur e godet e keqja, ai ankohet (ligështohet) së tepërmi.*

*21. ndërsa, kur e prek mirësia, ai bëhet tepër koprrac.*

Ashtu siç përmendëm më lart, njeriu si krijesë, është i brishtë nga aspekti emocional. Varësisht nga situatat

dhe sprovat të cilat i përjeton në këtë botë, ashtu janë edhe sjelljet e tij me të tjerët. Kur atë e godet ndonjë e keqe, apo sprovë e rëndë, ai është i prirë të ankohet për vuajtjen dhe mjerimin që e ka pllakosur, ndërsa kur e prek mirësia, ai shndërrohet në një koprrac dhe dorështrënguar.

Nga aspekti gjuhësor fjala *'xhezea-xhez'uan'* nënkupton: njeriun që ankohet pandërprerë, ligështohet dhe dëshpërohet kur e godet ndonjë e keqe apo fatkeqësi dhe nuk bën durim në sprova.[5]

Njeriu është një qenie e tillë sociale që, kur është në mirëqenie, e kap një mendjemadhësi e pashpjegueshme, saqë pretendon se pasuria që e ka arritur është vetëm falë mençurisë dhe aftësisë së tij. Pikërisht kjo mburrje dhe krekosje, e shtyn atë në koprraci, dhe e shndërron në një njeri të pandjenja ndaj të varfërve dhe skamnorëve. Madje i tilli nuk heziton fare që edhe t'i nënçmojë këto kategori, duke u tallur me gjendjen e tyre të mjerueshme sociale.

Nga aspekti islam, prej ajeteve të shumta kuranore po edhe hadititheve të Resulullahit s.a.v.s. shohim se koprracia është një ves aq i shëmtuar, saqë njeriun e bën të urryer e të padëshiruar nga pjesa tjetër e shoqërisë. Koprracia dhe lakmia e tepërt për grumbullimin e pasurisë e bëjnë atë mendjemadh, e në shumë raste edhe e largojnë nga rruga e drejtë e besimit. Në zemrën e tij mbetet shumë pak vend për dashurinë ndaj të afërmeve, përveç ndoshta për rrethin e tij më të ngushtë familjar. Koprracia po ashtu e ndalon njeriun t'i kryejë edhe detyrimet e tij fetare siç janë zekati, sadakaja etj. Allahu xh.sh. thotë: *"Ata, të cilët bëjnë koprraci me atë që nga të mirat e veta u dha Allahu, të mos mendojnë kurrsesi se ajo është në dobi të tyre. Jo, ajo është në dëm të tyre. Ajo e mirë me çka bënë koprraci, në ditën e kiametit do t'u mbështillet në qafën e tyre. Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe toka, Allahu është i njohur mirë më atë që veproni". - (Ali Imran, 180)*, dhe *"Ata përveçqë vetë janë koprracë i nxisin edhe të tjerët në koprraci, dhe e fshehin atë që u ka dhënë Allahu nga mirësitë e Veta, Ne kemi përgatitur dënim të turpshëm për jobesimtarët". - (En-Nisaë, 37)*

*22. Përveç atyre që falen,*

*23. e që janë të rregullt në faljet (namazet) e tyre.*

Përjashtim nga kjo kategori e njerëzve të pandjenja e të paqëndrueshëm, të cilët pikëllohen shpejt kur i godet ndonjë e keqe dhe bëhen koprracë e nuk japin kur janë në mirëqenie, janë pikërisht ata më të zgjedhurit, ata që i besuan Allahut, ata që iu bindën urdhrave të Tij - besimtarët e Njëshmërisë së pastër, ata, zemrat e të cilëve gjithmonë pulsojnë me ritmin e dashurisë hyjnore.

Besimtarët e sinqertë, nuk ankohen kur goditen nga sprovat, por durojnë për hir të Allahut, ndërsa kur janë në mirëqenie, hapin zemrat e tyre dhe janë bamirës e të dobishëm për rrethin dhe shoqërinë. Për të tillët, i Dërguari a.s. ka thënë:: *"Është e çuditshme puna e besimtarit. Çdo çështje e tij është veç mirësi e kjo gjë ndodh vetëm me besimtarin. Nëse i vjen ndonjë e mirë, ai falënderon (Allahun) dhe kjo është mirë për të, e nëse e godet ndonjë fatkeqësi, ai duron (për hir të Allahut) dhe përsëri kjo është mirë për të"*[6].

Nuk ka dyshim që çdo njeri në këtë botë, Allahu do ta vërë në sprovë, qoftë ai besimtar apo jobesimtar. Por, ndryshe nga këta të fundit, që nuk mund t'i përballojnë këto sprova, por ligështohen, pikëllohen dhe ankohen për gjendjen e tyre, besimtarët, i lidhin zemrat e tyre te Allahu dhe mbështeten te Ai. Besimtarët e vërtetë e dinë se çdo gjë që u ndodh në këtë botë, është me caktim dhe dije të Allahut, andaj e presin me zemërgjerësi *'kaderin'* e Allahut dhe bëjnë sabër.[7] Për të tillët Allahu xh.sh. thotë: *"Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, por ti përgëzoji durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë fatkeqësi thonë: "Ne jemi të Allahut dhe vetëm te Ai do të kthehemi! Të tillët kanë bekim prej Zotit të tyre dhe mëshirë dhe të tillët janë të udhëzuarit." – (El-Bekare, 155-157).*

**Nuk ka dyshim që çdo njeri në këtë botë, Allahu do ta vërë në sprovë, qoftë ai besimtar apo jobesimtar.**



Ata e dinë mirë se Allahu i gjithëmëshirshëm i dëgjon ankesat dhe lutjet e tyre, sepse Ai Vetë ka thënë në Kuranin famëlartë: *"E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua." – (El-Bekare, 186).*

Ashtu siç do të shohim, prej këtij ajeti e deri në atë të 35-të, Allahu i Madhërishëm i ka përshkruar dhjetë cilësitë e lavdëruara të besimtarëve. Dy cilësitë e para, janë vërtet cilësi madhështore. Ata së pari janë falës të namazit dhe së dyti janë të rregullt në namazet e tyre, duke mos lejuar që t'u ikë asnjë namaz nga koha e tyre.

Kjo nënkupton se ata me bindje dhe me zemër, e kryejnë një prej obligimeve më madhore në Islam, namazin, i cili adhurim u bë farz në natën e Israsë dhe Miraxhit, si një dhuratë për Ymetin e Muhamedita.s. Prandaj, me plot të drejtë, nga shumë dijetarë, namazi është quajtur *miraxhi* i besimtarit. Nëse më fjalën *'mi'raxh'*, nënkuptojmë ngritjen fizike në qiell të Muhamedita.s., atëherë namazi është ngritja e vërtetë shpirtërore e çdo besimtari, në kërkim të kënaqësisë së Allahut fuqiplotë.

Namazi është lidhja shpirtërore në mes robit dhe Krijuesit, është dritë që përshkon zemrat e besimtarëve dhe i udhëzon ata drejt Dritës Hyjnore. Namazi në të njëjtën kohë ndalon nga çdo gjë e keqe, e shëmtuar dhe amorale, sepse nuk ka mundësi që në të njëjtën kohë, njeriu të jetë shpirtërisht i lidhur me Allahun dhe të mëkatojë. Nëse namazi, nuk e ndalon atë nga punët e këqija, atëherë sigurisht se namazi i tij është formal dhe bëhet sa për sy e faqe. Ndoshta mu këtu qëndron edhe urtësia pse kohët e pesë namazeve të obliguara janë të shpërndara në kohë të ndryshme gjatë ditës dhe natës, sepse falja e tyre me rregull dhe në kohët e përcaktuara nuk i lë njeriut hapësirë të mjaftueshme për të mëkatuar.

**Namazi është lidhja shpirtërore në mes robit dhe Krijuesit, është dritë që përshkon zemrat e besimtarëve dhe i udhëzon ata drejt Dritës Hyjnore.**

*24. e që nga pasuria e tyre, ndajnë një pjesë të caktuar.*

*25. për lypësin dhe për nevojtarin;*

Cilësia **e tretë** e besimtarëve është dhënia e zekatit nga pasuria e tyre për të varfrin, lypësin dhe nevojtarin.

Ashti siç është namazi, shtyllë e Islamit, po ashtu edhe zekati është një prej shtyllave themelore të tij. Ajetet në fjalë, përshkruajnë besimtarët me zemër të pastër, të cilëve Allahu u ka dhënë pasuri e mirëqenie, dhe ata ndajnë për çdo vit nga pasuria e tyre një pjesë të caktuar për të varfrit dhe skamnorët.[8] Këta përveçqë kryejnë një urdhër të Zotit, në të njëjtën kohë, ndihmojnë një kategori të caktuar njerëzish, që sa më lehtë të përballojnë vështirësitë dhe sprovat e jetës. Pikërisht, ky edhe është synimi i zekatit dhe i sadakasë, që njerëzit të mos vuajnë nga varfëria, por që mirëqenia të shpërndahet gjithandej në mesin e myslimanëve. Dhënia e zekatit në të njëjtën kohë e forcon shoqërinë myslimane, duke mbjellë dashuri e respekt ndërmjet besimtarëve, kjo harmoni bën që ata të jenë të bashkuar si një trup i vetëm, duke funksionuar në kuadër të një sistemi të përkryer të jetës, të përcaktuar nga Allahu i gjithëdijshëm dhe i gjithëpushtetshëm.

## Porosia e këtyre ajeteve (19-25)

- Njeriu është krijesë e brishtë nga aspekti emocional. Është i padurueshëm dhe i paqëndrueshëm kur atë e godasin sprova të kësaj bote. Kur është në skamje, ai nuk bën sabër dhe ankohet vazhdimisht, kur e arrin ndonjë mirësi dhe begati nga Zoti, ai bëhet koprrac dhe nuk çan kokën për asnjë njeri. Nuk e ndihmon askënd, por vetëm preokupohet me grumbullimin e pasurisë, zotësi dhe aftësi të cilën ia atribuon vetëm vetes. Ai nuk e ka frikën e Zotit, por i frikësohet vetëm humbjes së pasurisë.
- Besimtarët e vërtetë kujdesen që të respektojnë maksimalisht urdhëresat e Allahut, njëra prej tyre është namazi, i cili llogaritet si një prej pesë shtyllave bazike të Islamit. Namazi për myslimani është obligim pesë herë brenda 24 orëve dhe duhet të falet në kohë të përcaktuara dhe me rregull. Ata që namazet ditore i falin me xhemat, kanë vlerë dhe shpërblim më të madh sesa ata që namazet i falin vetëm në shtëpi.
- Cilësia tjetër e besimtarëve të sinqertë është dhënia e zekatit, i cili si obligim madhor, po ashtu përbën një prej shtyllave themelore të Islamit, dhe si term në Kuran është përdorur pothuajse çdo herë së bashku me namazin. Besimtarët, të cilëve Allahu u ka dhënë pasuri, e kanë obligim që nga ajo pasuri e tyre të ndajnë një pjesë të saj në emër të zekatit, që u jepet të varfërve.

*1. Seid Havva, El-Esasu fi-t-Tefsir, vëll. 11, f. 6142. 2. Zemahsheriu, El-Kesh-shaf, Rijad, 1998, vëll. 6, f. 209. 3. Ibn Ashuri, Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. 29, f. 167. 4. Transmetojnë Imam Ahmedi (302/2 dhe 320); Ebu Davudi (2511) dhe Ibn Hibbani (3250) nga Ebu Hurejra. 5. El-Vahidijen-Nisaburi, Et-Tefsiru-l Besit, Rijad, 1430 h. vëll. 22, f. 227. 6. Muslimi (2999). 7. Abdulkerim El-Hatib, Et-Tefsiru-l Kurani li-l Kuran, Kajro, 1970, vëll. 5, f. 1175. 8. Dr. Me'mun Hammush, Et-Tefsiru-l Me'mun, Damask, 2007, vëll. 8, f. 189.*

Adnan Simnica

# Reflektime kuranore (2)

## Argumentet e horizonteve qiellore

Padyshim se krijimi i qiejve dhe madhësia e tyre është madhështore, prandaj, Allahu i Madhërishëm i ka bërë argument të ekzistencës së Tij absolute dhe të krijimtarisë së Tij të përkryer.

اللَّهُ الَّذِي رَفَعَ السَّمَاوَاتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا
ثُمَّ اسْتَوَىٰ عَلَى الْعَرْشِ وَسَخَّرَ الشَّمْسَ
وَالْقَمَرَ كُلٌّ يَجْرِي لِأَجَلٍ مُسَمًّى يُدَبِّرُ الْأَمْرَ
يُفَصِّلُ الْآيَاتِ لَعَلَّكُمْ بِلِقَاءِ رَبِّكُمْ تُوقِنُونَ

*"Allahu është Ai që, qiejt të cilët i shihni, i ngriti pa shtylla, e më pas mbizotëroi Arshin. Ai ka nënshtruar diellin dhe hënën; të gjitha këto rrotullohen për një kohë të caktuar. Ai i drejton të gjitha çështjet dhe i shpjegon në hollësi argumentet, me qëllim që ju të bindeni se do të takoheni me Zotin tuaj"*

Pasiqë pasqyrohet kundërshtimi i shumicës së njerëzve ndaj Kuranit, atëherë, Zoti i Madhërishëm pason me argumente të fuqishme mbi Njëshmërinë e Tij dhe ringjalljen,[1] që të dëshmojë se mosbesimi i tyre është nga kryeneçësia e jo nga mungesa e argumenteve.

### Ngritja e qiejve pa shtylla

*"Allahu është Ai që, qiejt të cilët i shihni, i ngriti pa shtylla"*

Padyshim se krijimi i qiejve dhe madhësia e tyre është madhështore, prandaj, Allahu i Madhërishëm i ka bërë argument të ekzistencës së Tij absolute dhe të krijimtarisë së Tij të përkryer.

Disa nga komentuesit e Kuranit mendojnë se qiejt qëndrojnë me shtylla, por ato nuk mund të shihen nga njerëzit, por, kur krahasojmë me mendimin tjetër që argumenton krijimin e tyre pa shtylla, padyshim se mendimi i dytë është më bindës, sepse

**Emri Allah përfshin të gjithë emrat dhe cilësitë absolute të Tij, i Cili është i Pashembullt dhe i Pakrahasueshëm absolutisht.**

dëshmon para nesh nivelin më të lartë të fuqisë së Tij të përsosur dhe absolute.[2] Në esencë, të dyja qëndrimet dëshmojnë fuqinë absolute të Allahut xh.sh., por kur i mendojmë qiejt pa shtylla fare, atëherë, kjo shton edhe më shumë madhështinë e krijimit dhe funksionimit të tyre.

Lidhur me këtë dëshmi, Zoti xh.sh. tha: "Është Ai (Allahu), që e mban qiellin që të mos bjerë në Tokë, kjo mund të ndodhë vetëm me lejen e Tij" (El-Haxh, 65)

Komentuesi bashkëkohor i Kuranit, Sharaviu, mendon se ky ajet është argument se qielli nuk ka nevojë të ketë shtylla.[3] Ndërsa, Fahrudin er-Raziu shton se, qiejt janë ngritur me shtylla, por ato janë sinonim i fuqisë absolute të Allahut, si dhe i mbikëqyrjes, i kujdesit dhe i planifikimit të Tij.[4]

Në të njëjtën kohë, ky është argument mbi ringjalljen, mbase ajeti përfundon me fjalët: "*me qëllim që ju të bindeni se do të takoheni me Zotin tuaj*", prandaj, Zoti i botëve sinjalizon qartazi se Ai, meqë ka mundësi për t'i



ngritur dhe për të mbajtur qiejt me gjithë gjatësinë dhe gjerësinë e tyre madhështore, po Ai Zot, ka mundësi t'i ringjallë njerëzit.[5]

### Mbizotërimi i Arshit

*"më pas mbizotëroi Arshin"*

Emri Allah përfshin të gjithë emrat dhe cilësitë absolute të Tij, i Cili është i Pashembullt dhe i Pakrahasueshëm absolutisht, prandaj, çdo komentim i dijetarëve hyn në kuadër të dëshmisë kuranore: "Asgjë nuk i shëmbëllen (ngjan) Atij." (Esh-Shura, 11)

"*Mbizotëroi Arshin*" në kuptim të kujdesit, planifikimit[6] dhe dominimit absolut.[7] Mbizotërimin ndaj Arshit të cilin e bëri sinonim të planifikimit madhështor, me mbizotërim dominues që i përket Madhërisë absolute të Tij, duke drejtuar sundimin absolut me dijen, vullnetin dhe urtësinë e Tij të përkryer.[8]

Pra, mbizotërimi i tillë është sinonim i absolutetit të Tij ndaj çdo çështjeje,[9] të cilin Ai e ka parashtruar me metodologjinë kuranore duke përafruar çështjet absolute për mendjet e kufizuara njerëzore.[10]

Ky *mbizotërim ndaj Arshit*, i cili ka për qëllim sundimin dhe dominimin absolut në gjithësi,[11] shpreh Madhështinë e Tij të pashembullt, me cilësi dhe mbikëqyrje absolute ndaj çdo gjëje, duke dëshmuar se Ai është i Vetmi që meriton të quhet Zot dhe të adhurohet me të drejtë e me plot meritë.

## Dielli dhe hëna

*"Ai ka nënshtruar diellin dhe hënën; të gjitha këto rrotullohen për një kohë të caktuar"*

Nënshtrimi i diellit dhe hënës nënkupton se absolutisht i përmbahen programit të Zotit të tyre, duke lëvizur e duke u rrotulluar në orbitat e tyre të përcaktuara nga Ai, dhe me shërbim të plotë ndaj njerëzve, sepse ata në bazë të lëvizjeve të tyre (diellit e hënës) me një precizitet shumë të lartë bëjnë njehsimin e kohës në mbarë botën, qoftë atë diellore apo atë hënore. Madje, ky nënshtrim i plotë i tyre ndaj programit hyjnor, nënkupton madhërim ndaj Zotit të botëve. Të dyja janë argumente të ekzistimit të Zotit të vërtetë – Allahut, i Cili i ka krijuar, prandaj adhurimi i përket vetëm këtij Zoti e jo krijesave të Tij: "Mos bëni sexhde (mos adhuroni) as për diellin, as për hënën, por, nëse jeni adhurues të Atij, bëni sexhde (adhuroni) për Allahun, i Cili i ka krijuar!" (Fussilet, 37)

Diellin dhe hënën i ka bërë në shërbim të njerëzve dhe do të rrotullohen në orbitat e tyre me kujdesin e Zotit të Madhërishëm deri në Kiamet.[12] Pra, deri atëherë kur dielli të humbë shkëlqimin, hëna të shkapërderdhet dhe yjet e planetët të shkatërrohen,[13] siç dëshmoi Zoti ynë kur tha: "Kur dielli të mblidhet e të humbë shkëlqimin; kur yjet të rrëzohen." (Et-Tekvir, 1-2)

*"Kur yjet të shuhen." (El-Murselat, 8)*

Shkenca bashkëkohore në fund të shekullit XX ka vërtetuar me prova të qarta se yjet, përgjatë përfundimit të tyre, në fillim do të rrëzohen e pastaj do të shuhen,[14] pra, ashtu siç kanë paralajmëruar këto ajete kuranore.

**Po të mos kishte njeriu argumente të panumërta në vetvete dhe përreth tij, atëherë, do të gjente shumë arsye për të mos besuar.**

Meqë këtë zbulim të mirëfilltë shkencor e ka potencuar qartë Kurani qysh para 1450 vjetësh, atëherë, çfarë argumenti tjetër u duhet njerëzve për ta besuar vërtetësinë e tij?!

## Mbikëqyrja e Zotit

*"Ai i drejton të gjitha çështjet"*

Është Allahu, Ai i Cili drejton, menaxhon, mbikëqyr dhe zotëron me urtësi[15] të plotë çdo gjë në qiej e në tokë.[16] Madje, Ai kontrollon dhe drejton të gjitha çështjet në këtë dhe botën e përtejme.[17]

Kjo reflekton urtësi të madhe nga Zoti i botëve, sepse siguron funksionim normal të jetës së njerëzve, duke u servuar mjedis të favorshëm për jetë të qetë, të rehatshme dhe larg nga rreziqet e ndryshme. Njerëzve u ka garantuar burimin e jetës së tyre, siç është toka, dielli, hëna, ajri, uji, etj. Kujdesi i Tij për njerëzit përfshin edhe botën e përtejme duke u siguruar atyre shpërblimin, sepse nëpërmjet argumenteve të tilla mendja e arsyeshme arrin të besoj Zotin e vërtetë dhe ta sigurojë lumturinë e të dy botëve.

## Qëllimi i argumenteve

*"Shpjegon në hollësi argumentet, me qëllim që ju të bindeni se do të takoheni me Zotin tuaj"*

Argumentet e theksuara dëshmojnë qartazi Njëshmërinë e Zotit xh.sh. dhe të ringjalljes,[18]si dhe janë të mjaftueshme për çdo mendje të shëndoshë që ta njohë Zotin e vërtetë dhe të besojë takimin me Atë në botën e përtejme. Po të mos kishte njeriu argumente të panumërta në vetvete dhe përreth tij, atëherë, do të gjente shumë arsye për të mos besuar. Prandaj, ky është edhe qëllimi final i prezantimit të argumenteve kuranore për njerëzit, në mënyrë që ata të mos gjejnë shkaqe të arsyeshme për refuzim dhe mohim.

## Mesazhi i ajetit

Pasiqë njerëzit shohin qëndrimin madhështor të qiellit pa shtylla, shohin shërbimin e madh që u bëhet nëpërmjet Diellit dhe Hënës dhe funksionimin preciz të çdo gjëje në gjithësi, atëherë, nuk kanë asnjë arsye të mbesin jashtë besimit të vërtetë e të humbin lumturinë e kësaj dhe të botës së përtejme. Ndërsa, besimtarët le t'i vështrojnë këto argumente vëmendshëm, sepse u shtohet edhe më shumë bindja në Zotin e tyre dhe vullneti për t'iu përmbajtur sistematikisht programit të Tij.

Prandaj, analizo vëmendshëm këto argumente dhe shto bindjen e falënderimin ndaj Zotit tënd!

*1. Tefsir El-Meragi, komentimi i xhuzit të 13, fq. 63. Viti i bot. 1946, bot i parë, Egjipt. 2. Tefsir Ibën Kethir, fq. 380. 3. Tefsir Esh-Sharavi, fq, 7159. 4. Fahruddin Err-Rrazi, Et-Tefsir El-Kebir (Mefatihul Gajb), vëll. i 9, fq. 186, Darul Kutub El-ilmije, 1971, Bejrut. 5. Tefsir El-Maturidij, Tevilatu Ehli-s-Suneti, vëll i 6, Darul Kutub El-lmijeti, Liban, 2005. 6. Tefsir El-Bejdavi, vëll i 1, Darul Kutub ElIlmijeti, 1999, Liban dhe Imam Shevkani, Fet'hul Kadir, vëll i 3, f. 64, viti i bot. 1964, Egjipt. 7. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsiru-l-Vadih, Daru Et-tefsir, 1992, Egjipt. 8. TefsirEl-Meragi, fq. 64. 9. Tefsir Esh-Sharavi, fq. 4168. 10. Sejjid Kutb, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i 4, fq, 2045, Daru Esh-Shuruk, 1996, Bejrut. 11. Zehretu Et-Tefasir, Muhamed Ebu Zehra, fq. 3891, Darul Fikr El-arabij, 1980, Kajro. 12. Safvetu Et-Tefasir, Muhmaed Alij Es-Sabuni, vëll. i dytë, fq. 73, Darul Kuranil Kerim, Bejrut. 13. Tefsir Et-Taberi, Xhamiul Bejani an Tevili Ajil Kuran, komentimi i xh. të 13, fq. 412, viti I bot. 2001, Daru Hixhr, Kajro. 14. Zaglul En-Nexhar, Min Ajatil IxhazilI lmij fil Kuranil Kerim, vëll. i 1, fq 59, mektebetu Esh-Shuruk Ed-Devlije, 2008, Kajro. 15. Vehbe Ez-Zuhajl, Et-Tefsir El-Vexhiz ve Muaxhemu Meanij el-Kuranil Kerim, fq. 250, Darul Fikr, Bejrut. 1416 h. 16. El-Muntehabu Fi Tefsiril Kuran, El-Mexhlis el'ala lishuunil Islamije, Ministria e Vakfit, fq, 352, viti i bot. 1994, Kajro. 17. Aidel-Karni, Et-Tefsirel-Mujesser, fq, 295.Viti i bot. 2015, Rijad. 18. Ibën Ashur, Et-Tahriru ve Et-Tenviru, vëll i 6-të, fq. 81.*

Azmir Jusufi (PhDc)

# Gjuha e Kuranit të madhëruar

Gjuha kuranore nuk është në nivelin e gjuhës së folur, dhe ne e shohim këtë nga "magjia" që buron nga ajo dhe që është, të themi, një natyrë e përafërt që Omerin r.a. e shtyri ta pranonte Islamin.

Klasikët islamë në tefsir janë të pajtimit se Kurani është shpallur kryesisht në gjuhën e fisit Kurejsh apo dialektin e gjuhës arabe me të cilin është folur në këtë fis, për shumë gjëra më të famshme në Arabi në shekullin e shtatë.[1]

Duke pasur parasysh këtë qëndrim të klasikëve, orientalisti A.T. Welch thotë: "Shumica e dijetarëve mesjetarë myslimanë besojnë se Kurani ishte në gjuhën e të folurit të Pejgamberit, në dialektin kurejsh, i cili, gjithashtu, ishte gjuha e "poezisë klasike arabe" të kohës së Muhamedit."[2]

Shumë orientalistë, megjithatë, u përpoqën ta hedhin poshtë tezën e autorëve klasikë islamë se Kurani është shpallur në gjuhën e fisit Kurejsh. Karl Vollers në artikujt e tij nga viti 1894 pohoi se Kurani në fillim është recituar nga Muhamedi në gjuhën e të folurit të përditshëm arab, pa vazhdime rasash/mbaresash (i'rab), dhe për këtë arsye gjuha kuranore ndryshonte nga gjuha e poetëve të kohës.

Në qoftë se tezën e Vollersit, e sjellim në konsekuencat përfundimtare, është e qartë se: "Kurani, pra, siç e kemi sot ne, është trillim i filologëve të mëvonshëm". Vollersi do ta kishte të vështirë sot për ta justifikuar këtë tezë të tij para vetë orientalistëve. Sepse, ajo që ai i referohet "lëshimit të elifit në disa fjalë të Kuranit", nuk është kurrfarë prove se Kurani fillimisht është shpallur në gjuhën e të folurit të përditshëm. Bëhet fjalë vetëm

**Teoria e Vollerskit kishte dhënë shkak për një diskutim të madh rreth gjuhës së Kuranit, por ka gjetur pak mbështetje jashtë Gjermanisë.**

për një shkrim të veçantë me të cilin është shkruar me recensionin osman. Në të kundërtën, gjuha kuranore nuk është në nivelin e gjuhës së folur, dhe ne e shohim këtë nga "magjia" që buron nga ajo dhe që është, të themi, një natyrë e përafërt që Omerin r.a. e shtyri ta pranonte Islamin. Teoria e Vollerskit kishte dhënë shkak për një diskutim të madh rreth gjuhës së Kuranit, por ka gjetur pak mbështetje jashtë Gjermanisë.

Nöldeke dhe Schwally në librin Historia e Kuranit (Geschichte des Qorans, II, f. 59), pretendojnë se "gjuha e Kuranit nuk ishte gjuha e të folurit të cilitdo fis, por ishte gjuhë e artit Hochsprache ("mbigjuhë"), e cila u kuptua përgjatë gjithë Hixhazit. Kjo gjuhë është quajtur "koine poetike" ose "arabijja".[3]

Sot është në fuqi, në mesin e orientalistëve, teza e themeluar nga tre shkrimtarë evropianë, H. Fleisch, R. Blachére dhe C. Rabin, të cilët "arritën në përfundimin, me sa duket në mënyrë të pavarur, se gjuha e Kuranit është larg nga të qenit të folur në dialektin e kurejshëve dhe Hochsprache gjithë Hixhazit, dhe se është thjesht "koine poetike" e poezisë klasike arabe, me disa përshtatje me të folurit mekas … "

Ky pretendim i tre orientalistëve evropianë nuk e ndryshon shumë pretendimin islam rreth Kuranit në gjuhën e fisit Kurejsh. Për shembull, Ibn Abbasi shpesh i interpretonte disa fjalë kuranore duke përdorur poezinë para-islamike. Dr. Muhammed Husejn Edh-Dhehebiu shkruan për këtë në tefsirin e tij Et-Tefsiru vel-Mufessirun.[4] Është e sigurt se Ibn Abbasi këtë nuk do ta bënte po të mos ishte i sigurt për ngjashmërinë dhe prirjen që ekziston midis poezisë para-islame dhe gjuhës kuranore.[5]

## Ekzistimi i fjalëve me origjinë të huaj në Kuran

Dialekti i fisit Kurejsh është bazë e gjuhës së Kuranit. Muhamedi s.a.v.s. i përkiste fisit Kurejsh. Ai lindi në këtë fis. Aty ai u rrit dhe e mori Shpalljen. Fisi Kurejsh në këto zona ka pasur fjalën e fundit në politikë, ekonomi dhe kulturë. Ai e udhëhiqte Mekën dhe Qabenë. Anëtarët e këtij fisi ishin mbajtës të çelësave të Qabesë.

Ata e kanë shpaluar flamurin, i furnizonin pelegrinët me ujë dhe ushqim dhe në duart e tyre e mbanin Dar An-Nadwa (Shtëpi e debateve publike).

Në Kuran, përveç dialektit kurejsh, është prezent edhe dialekti i fisit Sa'd ibn Bekr, një degë e fisit Havazin në të cilin Pejgamberi ishte edukuar dhe kaloi një pjesë të rinisë së tij. Për këtë arsye, Pejgamberi s.a.v.s., me një rast kishte thënë se ai është më orator në mesin e arabëve, sepse lindi në fisin Kurejsh dhe u rrit në fisin Sa'd ibn Bekr.[6]

Në Kuran, përveç këtyre dyve, është i pranishëm edhe dialekti benu Abs (la jelitkum) në ajetin ku thuhet: Ve la jelitkummine'amalikum (Huxhurat, 14), sikur që janë të pranishëm edhe shumë fjalë të huaja të arabizuara, të cilat në thelb mund të kthehen në persishte, hebraishte, nabatishte, greqishte, etiopase, siriane, turqishte, koptishte, hinduse, berberishte dhe gjuhë të tjera.[7]

Ata që studiojnë Kuranin e Madhërishëm, nga ai mund të mësojnë se Allahu, sa herë që i ka dërguar pejgamber ndonjë entiteti, gjithnjë i ka dërguar nga mesi, gjiri i tyre dhe u fliste me gjuhën e popullit nga i cili ishte dërguar ai pejgamber, prandaj, edhe vahji - shpallja, që i ishte dërguar pejgamberit të fundit -Muhamedits.a.v.s., i është dërguar në gjuhën e popullit, nga i cili rridhte ai, pra në gjuhën arabe. Allahu i Lartësuar thotë në Kuran: "Ne, asnjë nga të dërguarit nuk e kemi dërguar ndryshe përveç në gjuhën e popullit të vet në mënyrë që t'u shpjegojë atyre (në atë gjuhë)." (Ibrahim, 4)[8]

Dijetari Et-Tusi beson se me dërgimin e pejgamberit me shpallje në gjuhën e popullit në të cilin është dërguar, siguroi përshtatshmërinë e shpalljes kuranore për kuptimin e tekstit të tij. Populli të cilit i është dërguar shpallja mundi ta kuptojë mesazhin e tij dhe nuk kishte nevojë për përkthyesin e të folurit të pejgamberit. Ndërsa, El-'Alusi, duke interpretuar këtë ajet e ndjek pikëpamjen e Ebu Bekrel Vasitijit, dhe thotë: "Ebu Bekri pretendon se në Kuran mund të gjenden fjalë nga pesëdhjetë gjuhë. Ai i përmendi shembujt adekuatë, duke thënë se në Kuran nga fjalët jo-arabe ekzistojnë fjalët nga persishtja, nabatishtja, abesinishtja, berberishtja, hebraishtja, koptishtja dhe gjuhë të tjera."[9]

**Imam Ez-Zerkeshiu, numëroi vetëm njëzet e katër fjalë të huaja të Kuranit, por nuk përmendi nëse ai ka punuar në mbledhjen e tyre dhe a është numri i tyre përfundimtar.**

Studimet gjuhësore lejojnë që të vihet në dukje se në Kuran ka fjalë me origjinë hebraike: linetun (palme): "Ju nuk këputët asnjë nga hurmat e buta (fidanet) ose atë e keni lënë të ngritur në rrënjët e tyre, vetëm se me lejen e Allahut e për t'i shtypur kundërshtarët" (El-Hashr, 5), be'irun (deve): "dhe do ta shtojmë një barrë deveje (ushqim), e kjo është barrë e lehtë" (Jusuf, 65), merkum (i shkruar qartë): "Libri i shkruar në



mënyrë të qartë" (El-Mutafifin, 9). Pastaj fjalët e origjinës persiane: sekar (Xhehenem-Skëterrë): "Në Sekar (Skëterrë) kam për ta hedhur atë!" (El-Mudethir, 26), miskun (misk): "vula e të cilave është misk (parfem)..." (El-Mutafifin, 26), jakut (gur i çmuar ): "ato do të jenë si rubin (gurë të çmueshëm) dhe merxhanë (korale)" (Er-Rahman, 58). Pastaj fjalë me origjinë greke: rekim (pllaka), nabateje: 'arim (digë), siriane: tur (kodër), hindu: sundus (mëndafshi, tafta), etj.[10]

## Pasqyrë historike rreth studimit të fjalëve të huaja në Kuran

Prej komentuesve të hershëm, me përjashtim të Ibn Abasit, me këtë problematikë janë marrë edhe Ibn Xhejjidi (vdiq në v. 95. H.), dhe Vehb ibn Munebbih (vdiq në v. 114 H.). Ata i pasoi imam Shafiu (vdiq në v. 204 H.) me veprat e tij Er-Risaleh dhe El-'Umm, Et-Taberiu (vdiq në v. 310 H.), Er-Raziu (vdiq në v. 322 H.), El-Kurtubiu (vdiq në v. 671 H .), etj.[11]

Gjithashtu, edhe komentuesit klasikë, si Ez-Zerkeshiu (vdiq në v. 794 H.) dhe Es-Sujutiu (vdiq në v. 911 H.), nuk ngurronin për të diskutuar rreth fjalëve të huaja në Kuran. Këto janë fjalët e Zotit, sepse Zoti flet gjithmonë në gjuhën e popullit në të cilin është dërguar pejgamberi i Zotit. Ato fjalë arabët i pranuan para shpalljes së Kuranit me anë të kontakteve me hindusët, persianët, nabateanët, koptët, etj.[12]

Imam ez-Zerkeshiu në El-Burhanin e tij (vëll. I, f. 283 e në vazhdim), tregon se shumë autoritete të vjetra ishin kundër pranimit se në Kuran ekzistojnë fjalë të tilla. Ai thotë se imam Shafiu, e pastaj edhe Ibn Xherir et-Taberiu, Ebu Ubejde ishin kundër mendimeve të tilla, sepse Kurani, thonë ata, u shpall në gjuhën arabe. Ez-Zerkeshiu më tej përmend se Ibn Abbasi dhe Ikrime, dhe shkolla e tyre në tefsir në përgjithësi, pranuan se në Kuran ekzistojnë fjalët e huaja, pra, jo-arabe.[13] Imam ez-Zerkeshiu, në veprën e tij të lartpërmendur, numëroi vetëm njëzet e katër fjalë të huaja të Kuranit, por nuk përmendi nëse ai ka punuar në mbledhjen e tyre dhe a është numri i tyre përfundimtar.[14]

Ebu Ubejde, duke mohuar absolutisht ekzistimin e fjalëve të huaja në Kuran, kishte thënë: "Kush mendon se në të (Kuran) ka edhe fjalë joarabe ka thënë fjalë të madhe...".[15]Imam Shafiu ishte i mendimit se duhet të bëjnë tevbe, duhet të pendohen për mëkatin e bërë dhe të kërkojnë falje nga Zoti të gjithë ata që thonë se në Kuran ka fjalë të huaja, joarabe.[16]Ibn Xherir et-Taberiu duke u mbështetur në fjalët e Allahut xh.sh.: "Në të vërtetë, ne e zbritëm atë Kuran arabisht... ", thotë: "Nuk i lejohet atij i cili beson në Kuran dhe i njeh ndalesat e Allahut xh.sh., të besojë se në Kuran disa fjalë janë persiane, pra, joarabe, dhe të tjera nabateje - prapë joarabe, duke pasur parasysh se Allahu x.sh., ka thënë: "Në të vërtetë, ne e zbritëm atë Kuran arabisht... "[17]

Es-Sujutiu në veprën e tij El-Itkanufi 'ulumil-Kurani, fjalëve të origjinës së huaj në Kuran u kushtoi një kapitull të veçantë, në të cilin kishte bërë fjalë për ata të cilët mohojnë ekzistimin e fjalëve të huaja në Kuran dhe për ata që pretendojnë se në Kuran ka diçka më shumë se njëqind fjalë me origjinë të huaj. Vetë es-Sujutiu anonte kah mendimi i dytë, duke iu referuar hadithit në të cilin thuhet: „Fil-Kurani min kul-li lisanin" (Në Kuran ka diçka nga çdo gjuhë). Këtë hadith e shënon Ibn Xheriri, me sened të saktë, nga Ebu Mejsereja. Diçka e ngjashme është transmetuar edhe nga Seid ibn Xhubejri dhe Vehb ibn Munebbihu. Studiuesit islamë janë të pajtimit që në gjashtëdhjetë e gjashtë sure kuranore nuk ka fjalë të huaja, ndërsa në pjesën e mbetur, rreth dyzet e tetë sure, ka diçka rreth njëqind fjalë me origjinë të huaj.

Arthur Jeffery, në librin e tij The Foreign vocabulary of the Qur'an, përmend shumë fjalë të huaja. Për shumë prej tyre ai pretendon se edhe klasikët islamë rreth tyre flasin si për fjalë të huaja. Ai për këtë referohet në Ez-Zamahsheriun, Es-Sujutiun, Ibn Abbasin, por edhe në shumë orientalistë që kanë studiuar këtë lëmi.[18]

Në kohët e fundit, çështjen e fjalëve të huaja në Kuran e studioi doktori Abdus-Sabur Shahin në librin e tij Kiraetet kuranore në dritën e traditës gjuhësore, kurse me titullin "Vështirësitë me fjalë me origjinë të huaj". Ky autor çështjen e fjalëve të huaja në Kuran e trajtoi me metodën profesionale, edhe pse ai nuk e ka paraqitur mendimin e tij.[19]

Si përfundim për këtë problematikë, ne do të përmendim mendimin e Abdel-Amir Hadim Ali Zadeh, i cili thotë: "Jemi të mendimit se në Kuran ka fjalë të huaja dhe se frazat kuranore ''arabijjun mubinun" ose "bilisanin 'arabijjin mubin" arabëve nuk u përjashton mundësinë e marrjes së fjalëve nga gjuhët e lashta të fqinjëve të tyre, si siriane, hebraishte, abesinishte, persishte...".

*1. Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, Sarajevë, 1997, f. 115. 2. Ibid., f. 115. 3. Ibid., f. 115-116. 4. Shih: Dr. Muhammed Husejn Edh-Dhehebi, Et-tefsiru vel-mufessirun, I, Kairo, 1976, f. 65. 5. Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, Sarajevë, 1997, f. 116. 6. Jusuf Ramić, Tefsir - historija i metodologija, FIN, Sarajevë, 2001, f. 98. 7. Dr. QazimQazimi, Njohuri mbi Kur'anin, Prishtinë, 2006, f. 179. 8. Ibid. f. 177. 9. Shih: El-'Alusi, Ruhul-Me'ani, kapitulli XIII, f. 186. Ose shih: Enes Karić. Semantika Kur'ana, Bemust, Sarajevë, 1998, f. 595. 10. Jusuf Ramić, op. cit., f. 98.. 11. Enes Karić, Semantika Kur'ana, op. cit., f. 592. 12. Për më shumë shih: Arthur Jeffery, The Foreign vocabulary-of the Qur'an, Baroda, 1938, f. 12. 13. Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, op. cit., f. 117. 14. Enes Karić, Semantika Kur'ana, op. cit., f. 592. 15. Subhi Salih, Dirasat fi fikhil-lugati, Botimi i tretë, Bejrut, 1968, f. 317. 16. Qazim Qazimi, op. cit., f. 178. 17. Enes Karić. Semantika Kur'ana, op. cit., f. 603. 18. Enes Karić, Uvod u tefsirske znanosti, op. cit., f. 118. 19. Enes Karić. Semantika Kur'ana, op. cit., f. 592.*

Dr. Ejup Haziri

# Dhënia selam dhe dalja prej namazit

Në fillim të kësaj teme kur kemi filluar të shkruajmë për tekbirin fillestar, kemi potencuar se aty fillon namazi ndërsa mbaron me dhënien e selamit. Faktikisht që nga tekbiri fillestar, kemi elaboruar dhe shpjeguar për ecurinë e namazit, hap pas hapi.

## Dhënia e selamit

Tashmë kemi arritur tek selami, gjegjësisht te përfundimi i namazit, pasi që selami është vija përfundimtare që e dallon atë që është brenda namazit nga atë jashtë namazit e që janë dhikri dhe lutjet.

Sa i përket selamit, sipas shkollës sonë hanefite ai konsiderohet vaxhib,[1] jo farz sikurse te shafitë dhe malikitë, e nëse namazfalësi e lë selamin me qëllim, konsiderohet mëkatar, e nëse e lë nga harresa, atëherë mjafton sehvi sexhdeja, ndërsa sipas Shafiut dhe Malikut nëse namazfalësi e lë atë, namazi prishet. Bazohen në hadithin, ku i Dërguari i Allahut ka thënë: "Çelësi i namazit është pastrimi, fillimi i tij është tekbiri fillestar, ndërsa përfundimi i tij është dhënia e selamit."[2]

Ndërsa hanefitë mbështetën në hadithin e teshehudit, ku i Dërguari i Allahut ia kishte mësuar Abdullah ibën Mesudit teshehudin, e më pas në disa prej transmetimeve përmendet kjo shtesë: "… nëse e thua këtë apo e bën këtë, e ke plotësuar namazin. Nëse do të ngrihesh, ngrihu e nëse do të qëndrosh ulur, qëndro ashtu."[3] Dhe nga ky rast hanefitë kanë argumentuar se selami nuk është farz, për dy arsye:

E para: Sipas fjalëve të cekura, ia la të lirë të vendosë vetë për veprim, e po të ishte farz selami, atëherë nuk do të bënte pa të dhe nuk do t'ia linte të lirë veprimin për t'u ngritur apo vazhduar.

E dyta: E la të lirë mes ngritjes dhe vazhdimit, pa e kushtëzuar për selamin, e sikur të ishte farz, atëherë nuk do ta linte të lirë, ngase po të ishte farz, do të ishte shtyllë përbërëse e namazit që s'do të bënte assesi pa të.[4]

**Sipas shkollës hanefite kur dy transmetues në transmetimet e tyre sjellin mesazhe të kundërta, atëherë shikohen dy transmetuesit se cili prej tyre ka qenë më i përgatitur me njohuri fetare dhe nëse njëri prej tyre ka gradën e *muxhtehidit*, atëherë transmetimit të tij i jepet përparësi. Në këtë rast, Abdullah ibën Mesudi është në gradën e *muxhtehidit* dhe me njohuri më të mëdha sesa Sehl ibën Sa'di.**

## Forma e selamit

Selami realizohet në të dyja anët, si në të djathtën ashtu edhe në të majtën, kështu mendojnë pjesa dërrmuese e dijetarëve, përkundër disave –si Maliku- që mendojnë se mjafton një selam, duke u bazuar në hadithin e transmetuar nga Sehl ibën Sa'di: Na ka treguar Husejn ibën Is'hak et-Tusterij, nga Alij ibën Bahr, na ka treguar Abdul Muhejmin ibën Abas ibën Sehl ibën Sa'di, nga babai i tij e ky nga gjyshi i tij, se i Dërguari i Allahut jepte selam një herë në anën e djathtë."[5]

Hanefitë dhe pjesa dërrmuese e dijetarëve dhe shkollave juridike, ashtu siç e potencova sipër, janë të mendimit se duhet të ketë dy selame



(në anën e djathtë dhe në të majtën), duke u bazuar në hadithin e transmetuar nga Abdullah ibën Mesudi:[6]

Na ka treguar Muhamed ibën Abdullah ibën Numejri nga Umer ibën Ubejdi, ky nga Ebu Is'haku, ky nga Ebu-l Ahves, e ky nga Abdullah (ibën Mesudi) se i Dërguari i Allahut jepte selam në të djathtën e tij dhe në të majtën e tij, derisa shihej bardhësia e mollëzave të faqeve të tij, e thoshte "Es-selamu alejkum ve rahmetullah."[7]

Sipas shkollës hanefite kur dy transmetues në transmetimet e tyre sjellin mesazhe të kundërta, atëherë shikohen dy transmetuesit se cili prej tyre ka qenë më i përgatitur me njohuri fetare dhe nëse njëri prej tyre ka gradën e muxhtehidit, atëherë transmetimit të tij i jepet përparësi. Në këtë rast, Abdullah ibën Mesudi është në gradën e muxhtehidit dhe me njohuri më të mëdha sesa Sehl ibën Sa'di. Rruga e transmetimit të hadithit të Ibën Mesudit është më e fuqishme sesa rruga e transmetimit të Ibën Sa'dit. Kasani kur flet për këtë çështje, potencon se Abdullah ibën Mesudi dhe Aliu, që transmetojnë këtë hadith, janë më të dijshëm sesa Sehl ibën Sa'di, madje ata dy qëndronin gjithherë në safat e parë të namazit, ndryshe nga Sehli, që ishte shumë i ri dhe me gjasë vendi i tij do të ishte në safin e fundit.[8]

Marrja e opinioneve dhe dhënia e përparësisë së tyre kur ato vijnë prej sahabëve të mëdhenj si nga Abdullah ibën Mesudi, Omeri dhe Aliu, është më prioritet, potencon Serhasiu, ngase sahabët në fjalë ishin më të afërt me të Dërguarin e Allahut, se sa Sehl ibën Sa'di që ishte nga fëmijët dhe Aisheja që ishte në safin e grave, gjegjësisht në rendin e fundit. E ka mundësi –sipas Serhasiut- që këta dy të mos e kenë dëgjuar selamin e dytë, ngase i Dërguari i Allahut gjatë selamit të dytë e ulte pak zërin, ndryshe nga selami i parë.[9]

Shtoja kësaj edhe pajtimin, miratimin dhe veprimin e pjesës dërrmuese të ulemave në veçanti dhe myslimanëve në përgjithësi, nga gjenerata në gjeneratë, me transmetimin e Ibën Mesudit rreth selamit në të dyja anët. Madje, shumë autorë të shkollës hanefite dhënien e një selami e ndërlidhin kryesisht me dy çështje; e para: transmetimet për një selam janë të dobëta, ngase zakonisht në to gjendet ndonjë transmetues i dobët,[10] dhe e dyta: mundësia e mosdëgjimit të selamit të dytë nga safet e fundit si pasojë e uljes së zërit dhe zhurmës së xhematit teksa jepnin selam.[11]

Transmetimin e Ibën Mesudit e përforcojnë edhe transmetimet e sahabëve të tjerë, si transmetimi i Ibën Omerit: Na ka treguar Hajr ibën Arefeh, nga Hajveh ibën Shurehj el-Himsij, nga Zubejdij, ky nga Zuhriu, ky nga Salimi e ky nga babai i tij i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut jepte dy herë selam (një në të djathtë dhe njënë të majtë)."[12]

Sa u përket fjalëve që përdorën në selam, pjesa dërrmuese e dijetarëve, përfshirë edhe dijetarët e shkollës hanefite, mendojnë se duhet të shqiptohen: "Es-selamu alejkum ve rahmetullah". Kjo njëherit njihet si maksima e selamit. Dijetarët e shkollës sonë tërheqin vëmendjen që nyja shquese "el-ال" e fjalës "es-selam" të shqiptohet.[13] Sipas shkollës hanefite fjala "es-selam" është vaxhib, përderisa "alejkum ve rahmetullah" konsiderohet sunet![14] Lënia e vaxhibit e nënkupton sexhden e harresës, por nuk e ka fuqinë e zhvleftësimit të konditës, gjegjësisht namazit.[15]

## Dalja nga namazi

Namazi fillon me tekbirin fillestar, ndërsa përfundon me dhënien e selamit. Juristët gjatë trajtimit të kësaj çështjeje pajtohen se selami është përcaktuesi kryesor që definon mbarimin e namazit, ndonëse dallojnë në opinione se a është selami i parë ai që përcakton daljen nga namazi, apo i dyti.

Në transmetimin zyrtar të shkollës hanefite, që njihet si "dhahiru-rr-rrivajeh", selami i parë praktikisht nënkupton daljen nga namazi, përkundër opinionit tjetër të disa juristëve se është selami i dyti që ka një karakter të tillë.[16] Opinionet e tilla domosdoshmërisht krijojnë edhe një polemikë tjetër e që ka të bëjë me atë që lidhet pas imamit në kohën kur imami përfundon nga selami i parë, apo veçse ka filluar selamin e parë, në lidhje me këtë çështje na shpërfaqet një opinion -që është mendim i shumicës - se në momentin që imami ka dhënë selam, praktikisht namazfalësi që lidhet atëherë, nuk ka zënë nga namazi asgjë, përkundër një opinioni tjetër të disa juristëve që mundohen të bëjnë një dallim duke u marrë më tepër me detajet sesa me përmbajtjen, e që mendojnë se nëse imami ia fillon selamit duke thënë "es-selamu" dhe atëherë lidhet namazfalësi, ai e ka arritur namazin me xhemat, përderisa imami të mos thotë "alejkum...". Madje disa mendojnë se edhe pas selamit të parë arrihet namazi me xhemat.[17] Sidoqoftë, dhënia e selamit praktikisht nënkupton daljen nga namazi dhe se ajo që vjen pas selamit, siç është dhikri dhe lutjet ka tjetër tretman e për të cilën do të flasim në vazhdim.

*1. Të dy selamet; si ai në anën e djathtë ashtu edhe ai në anën e majtë e kanë të njëjtin hukm. Ky është opinioni zyrtar i shkollës hanefite. Ndonëse ka mendime edhe brenda kësaj shkolle siç i përmendedhe autori i Fet'hu-l Kadir-it, që për dallim nga selami i parë, i dyti është sunet e jo vaxhib. Shih më tepër: Ibnu-l Humam, Fet'hu-l Kadir, v.I, f.319; Zejlei, Tebjinu-l hakaik sherh Kenzu-d dekaik, v.I, f.126.2. Tirmidhiu në Sunen, nr. 3 dhe thotë se në këtë kapitull ky hadith është më autentiku që transmetohet; Ebu Davudi në Sunen, nr. 56, 523. Hakimi thotë se hadithi është autentik. Transmetim të ngjashëm na transmetohet edhe nga Ebu Seid el-Hudriu, shih: Tirmidhiu në Sunen, nr. 221; Ibën Maxhe në Sunen, nr.272, nga Abdullah ibën Zejdi dhe nga Ibën Abbasi. Shevkani thotë: "Këto rrugë (të ndryshme) të transmetimit e përforcojnë njëra-tjetrën, ndaj ky hadith mund të merret për argumentim." Muhamed esh-Shevkani, Nejlu-l Evtar, me korigjim të Muhamed Salim Hashim, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1420-1999, v.III, f.178. 3. Darekutni në Sunen, v. II, f.164. numri i hadithit: 1333. Kam shpjeguar rreth këtij hadithi tek salavatet ibrahimije, se a është shtojcë e Ibën Mesudit apo pjesë nga hadithi. 4 Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, (botim i Daru-l Kutub el-Ilmijeh).v.II, f. 8-9. 5. Taberani në El-Muxhemu-l Kebir.V.VI, f.122, nr. 5703. 6. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f. 9-10; Tahtavi, Hashijetu-t Tahtavi ala Meraki-l Felah Sherh Nuru-l Idah, f. 251. 7. Ibën Maxheh në Sunen, v.I, f.296, nr. 914; Ahmedi në Musned, v.VI, f.229, nr.3699 duke i paraprirë fjalët "es-selamu alejkum ve rahmetullah" para fjalëve "derisa shihej bardhësia e mollëzave të fytyrës së tij."; Abdurrezaku në Musannef, v.II, f.218, nr.3127. Hadithi është autentik. 8. Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f. 11. 9. Serhasi, El-Mebsut, v.I, f.30. 10. Si Abdurrahman ibën Ajjashi (në disa transmetime). 11. Zejlei, Tebjinu-l hakaik sherh Kenzi-d dekaik, v.I, f.126. 12. Taberani në el-Muxhemu-l Evsat, v.IV, f.44, nr. 3569. 13. Zejlei, Tebjinu-l hakaik sherh Kenzi-d dekaik, v.I, f.126. 14. Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzi-d Dekaik, v.II, f.103. 15. Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.623. 16. Zejlei, Tebjinu-l hakaik sherh Kenzi-d dekaik, v.I, f.126; Tahtavi, Hashijetu-t Tahtavi ala Meraki-l Felah Sherh Nuru-l Idah, f. 251. 17. Po aty.*

Nexhat Ibrahimi

# Lufta e Parë Botërore për myslimanët kurrë nuk përfudoi

Për ne shqiptarët myslimanë, fundi i kësaj lufte botërore, përkatësisht rënia e osmanlinjve në Ballkan njëkohësisht ishte edhe fillimi i okupimit të tokave shqiptare nga aleatët e dy fuqive kryesore kolonialiste, Anglisë dhe Francës, pra prej serbëve, malazezeve, maqedonëve, grekeve dhe fillimi i shpërnguljes masive në vende të ndryshme si në Turqi, Egjipt, Siri, Jordan etj..

Para disa dite lexova një shkrim në internet me titull *"A ka përfunduar Lufta e Parë Botërore për arabët"*[1], i cili mjaft korrespondonte edhe me përsiatjet e mia aktuale politike, sidomos pas ceremonisë në Paris më 11.11.2018, lidhur me përfundimin zyrtar të Luftës së Parë Botërore.

Të shtrohet pyetja se "A ka përfunduar Lufta e Parë Botërore?" para opinionit do të shkaktojë komente të ndryshme. Disa do të thonë se ky njeri qenka tërësisht "dallash", disa të tjerë do të mendojnë se pas kësaj pyetjeje qëndron diç konspirative e disa do të thonë se kemi të bëjmë me loje fjalësh, me ndonjë diletant, që abuzon dhe e provokon opinionin publik dhe durimin e tyre.



*Marrëveshja sekrete 1916 Sykes-Picot*

Megjithatë, nuk është ashtu! Përse të gjithë ne nuk mendojmë pak përtej asaj që shikojmë në TV apo drejtpërdrejt? Përse nuk shtrojmë disa pyetje, të cilat do ta bëjnë tregun e ideve më konkurrues. Sidomos, kur më 11.11.2018, në Parisin e dritave, të modës e 'delikatesit', në organizim të shtetit të Francës u organizua një manifestim për të shënuar 100-vjetorin e përfundimit të Luftës së Parë Botërore dhe zotimin këmbëngulës të liderëve botërorë kundër



*A bën të zotohen për paqe ata që bëjnë luftë (Paris, 11.11.2018)*



Georges-Picot&Mark Sykes

luftës në përgjithësi[2].

Në fakt, çfarë ndodhi? Si shkoi puna atë kohë? Lufta e Parë Botërore përfundoi por Franca dhe disa shtete humbën shumë e fituan pak. Gjermania kapitulloi dhe u ndëshkua, por kjo nuk e rrënoi këtë shtet. E qartë, Gjermania e shkaktoi këtë luftë, por ndëshkimi ishte më i madh sesa meriton një popull. Thjesht, së paku kështu mendonte vetë populli gjerman, këtij populli iu bë padrejtësi. Gjendja e inferioritetit, e dëmtimit të dinjitetit gjerman ndikoi që forcat e djathta, naziste, më 1933, sërish ta fitojnë pushtetin dhe menjëherë të fillojnë përgatitjet për vendosjen e drejtësisë në Gjermani, e pastaj edhe përreth. Disa vite më pas, gjermanët, përkatësisht lëvizja naziste, e filluan edhe Luftën e Dytë Botërore[3]. Kjo ishte, qartë, një hakmarrje për padrejtësitë që iu bënë gjatë dy dekadave të fundit dhe përpjekja që Gjermania të merr vendin që e meriton në skenën botërore.

Duhet të cekim se përfundimi i Luftës së Parë Botërore më 1918 solli ndryshime të mëdha politike e gjeostrategjike në botë e sidomos në Evropë dhe Lindjen e Afërme. Pas kësaj lufte botërore kemi rënien e disa perandorive botërore: Austro-Hungareze, Pruse ose Gjermane, Ruse dhe Osmane,[4] dhe ndarjen e territorit të këtyre perandorive mes forcave fituese dhe aleatëve të tyre. Po ashtu, si pasojë e kësaj lufte, ranë katër dinasti të mëdha: Romanovët, Hohenzollernsët, Habsburgët dhe Osmanët.[5]

**Për ne shqiptarët myslimanë, fundi i kësaj lufte botërore, përkatësisht rënia e osmanlinjve në Ballkan njëkohësisht ishte edhe fillimi i okupimit të tokave shqiptare nga aleatët e dy fuqive kryesore kolonialiste, Anglisë dhe Francës, pra prej serbëve, malazezeve, maqedonëve, grekeve dhe fillimi i shpërnguljes masive në vende të ndryshme si në Turqi, Egjipt, Siri, Jordan etj.**

Për ne shqiptarët myslimanë, fundi i kësaj lufte botërore, përkatësisht rënia e osmanlinjve në Ballkan njëkohësisht ishte edhe fillimi i okupimit të tokave shqiptare nga aleatët e dy fuqive kryesore kolonialiste, Anglisë dhe Francës, pra prej serbëve, malazezeve, maqedonëve, grekeve dhe fillimi i shpërnguljes masive në vende të ndryshme si në Turqi, Egjipt, Siri, Jordan etj. Po ashtu, humbja e osmanlinjve ishte edhe ndarja e botës arabe në sfera interesi, sipas *Paktit të Sykes-Picot*[6]. Ky takim kishte filluar fshehtësisht qysh në nëntor të vitit 1915, për t'u bërë zyrtar më 1916. Siç e thotë edhe literatura botërore, kjo ishte njëkohësisht parapërgatitja për themelimin e shtetit sionist të Izraelit në tokën e Palestinës dhe fikjen e Palestinës si shtet.[7]

Këto shtete kolonialiste më 1923 në Lozanë ndër të tjera ratifikuan përfundimisht Traktatin për ndarjen e Lindjes së Afërt.[8] Këtë traktat, si palë humbëse, e rafitikoi edhe Turqia, që nënkuptonte se tash e tutje nuk kishte dorë nga shumë territore që më herët i posedonte, sikurse edhe ato në Ballkan.[9]Vendimet e Lozanës por edhe disa tubime tjera të fuqive botërore[10] nuk përfillën dëshirën e popujve të rajonit për liri e pavarësi, nuk përfillën nevojat e tyre nacionale e fetare, politike e ekonomike, por favorizuan forca të caktuara dhe neglizhuan popujt si shqiptarët, që mbetën të copëtuar në shumë shtete. Ata formuan shtete të vogla deri atëherë joekzistuese, të pafuqishme, të varura politikisht dhe ekonomikisht, instaluan në qeveri njerëzit e tyre dhe i mbronin ata, vizatuan kufijtë sipas interesave të tyre, me ç'rast edhe vizatuan kufijtë e Izraelit të ardhshëm. Marrëveshja e Sykes–Pico ishte fatkeqe për rajonin e Lindjes së Afërme dhe për myslimanët në përgjithësi. Fuqitë e mëdha i shfrytëzonin këto vende ekonomikisht por edhe politikisht. Ata instaluan institucione për t'i zëvendësuar ato të mëhershmet si të pavlera. Islami zëvendësohet me panarabizëm, formohen parti me




*Shpjegimi i zonave të interesit*[12]

ide shekullariste, themeluan gazeta që promovojnë modernizmin perëndimor, universitete ku feja mësohet vetëm si histori etj. Këto marrëveshje kishin për qëllim ndër të tjera që ta ndryshojnë strukturën e popullsisë në vendin e Palestinës, duke sjellë sa më shumë hebrenj aty. Kështu, më 1922 në Palestinë kishte 11% hebrenj, por më 1949 kishte 30%.[11]

Shtetet perëndimore fillimisht, qysh në shekullin XVIII, i organizuan arabët kundër hilafetit osman, e më vonë vetë perëndimorët i shkatërruan disa nga këto lëvizje e grupe që ishin aleatë në rrënimin e osmanlinjve, sepse Perëndimi e dinte që ata një ditë, do t'u kundërviheshin edhe kolonizatorëve perëndimorë.

Vetë Turqia, edhe pse u sulmua nga të gjitha anët, ndonëse e rrëgjuar, e ndrydhur, e gjymtuar nga myslimanët dhe jomyslimanët (disa shtete perëndimore, Rusia etj.), megjithatë arriti ta ruaj substancën e vet. Turqia e mbrojti veten, por vendet arabe, ranë plotësisht nën ndikimin e huaj.

Është interesant të thuhet se shtetet perëndimore me dekada propagandojnë demokracinë si model politik, ekonomik, kulturor e qytetërimor për botën, por po këto shtete ndihmojnë diktaturat në vendet myslimane. Madje, në ato vende ku dominonte përparimi dhe ngritja, organizoheshin grusht shtete (Pakistani, Turqia, Egjipti etj.), minohej çdo përparim drejt qetësisë, arsimimit dhe ruajtjes së sistemeve të instaluara nga vetë ata.

Të rikujtojmë se me 'përfundimin' e Luftës së Ftohtë, me rënien e Murit të Berlinit, me rënien e Bashkimit Sovjetik, me rënien e Jugosllavisë dhe me përfundimin e luftërave në Ballkan, u fitua përshtypja se Qytetërimi Perëndimor përfundimisht fitoi karshi botës tjetër.

Por, së shpejti doli në shesh zhgënjimi. Harta e vizatuar nga perëndimorët për vendet myslimane duket e paqëndrueshme. Kemi Xhamu dhe Kashmirin, Afganistanin, Irakun, Sudanin, Gjirin Arab, Bosnjën, Kosovën, Tunizinë, Libinë, Egjiptin, Sirinë, Jemenin dhe vatrat tjera anembanë botës myslimane. Si reagim të myslimanëve (sic!) kemi edhe 11 shtatorin në Nju Jork, shpërthimet në Londër, Paris, Madrid. Sërish kemi hakmarrjen perëndimore ndaj shteteve arabe/myslimane por edhe fashizmin e racizmin bashkëkohor në Perëndim: sulmi ndaj femrave të mbuluara, sulmi ndaj xhamive, zjarri nëpër xhami e objekte tjera myslimane, ofendimet e skajshme nëpër televizione, revista, rrjetet sociale për Kuranin, Muhamedin a.s., fenë islame në përgjithësi. Këtë po e vërejmë edhe në trojet shqiptare, në të gjitha nivelet, ku mediet e shkruara dhe vizive çdo ditë servojnë lajme të rrejshme, shpifje anti-islame, islamofobe.

Në fund, me të drejtë nxirret konkluzioni se a ka përfunduar, në fakt, Lufta e Parë Botërore për myslimanët?!, Apo ka përfunduar vetëm njëri nga episodet e këtij filmi trishtues, të këtij projekti hipokrit të Perëndimit karshi myslimanëve dhe të pafuqishmëve.

*1. Abdullah Nasup, Da li je za Arape završen Prvi svjetski rat?, në:* http://saff.ba/da-li-je-za-arape-zavrsen-prvi-svjetski-rat/. *2. Shih gjerësisht:* https://en.wikipedia.org/wiki/World_War_I. *3. Shih:* https://en.wikipedia.org/wiki/World_War_II. *4. Sipas:* https://en.wikipedia.org/wiki/World_War_I. *5. Lisen Bashkurti*, *Epilog mbi përfundimin e Luftës së Parë Botërore, në*: https://www.epokaere.com/epilog-mbi-perfundimin-e-luftes-se-pare-boterore/?fbclid=IwAR2jH1eDTWIqylrsHnZ-7sfxonvHLuo-dZYFQBblCc8aG5RxaU49M2nUMfw. *6. Sipas:* ***Sykes-Picot Agreement*, në:** https://www.britannica.com/event/Sykes-Picot-Agreement*; Teksti i plotë i kësaj marrëveshje është në:* https://www.jewishvirtuallibrary.org/the-sykes-picot-agreement-1916*';* http://avalon.law.yale.edu/20th_century/sykes.asp. *7. Vetë titulli flet qartë: Pre-State Israel: The Sykes-Picot Agreement (1916), në:* https://www.jewishvirtuallibrary.org/the-sykes-picot-agreement-1916*'. 8. Tariq Tell, Sykes-Picot Agreement, International Encyclopedia of the First World War, në:* https://encyclopedia.1914-1918-online.net/article/sykes-picot_agreement. *9. Lisen Bashkurti, Epilog mbi përfundimin e Luftës së Parë Botërore, në:* https://www.epokaere.com/epilog-mbi-perfundimin-e-luftes-se-pare-boterore/?fbclid=IwAR2jH1eDTWIqylrsHnZ-7sfxonvHLuo-dZYFQBblCc8aG5RxaU49M2nUMfw. *10."Traktati Versajës dhe traktatet e tjera pasuese të mbas luftës thuajse nuk kënaqën askënd. Mbi këto ndjenja pakënaqësie që dominuan gradualisht politikat e pasluftës, shumë shpejt do të ringrihej një valë e re revanshi e rivaliteti e mbushur plot frikë, urrejtje dhe armiqësi të paparë. Në këtë klimë të helmatosur ndodhi edhe kriza e depresionit të madh në periudhën midis dy luftërave, 1929-1930. Kriza e rëndë e depresionit ekonomik provokoi përfundimisht përgatitjet për luftë të re." Sipas: Lisen Bashkurti, po aty. 11. Ahmet Alibasic, Islamska opozicija u arapskom svijetu, Sarajevë, 2015, fq. 30 e tutje. 12.* https://www.jewishvirtuallibrary.org/the-sykes-picot-agreement-1916.

Mr. Vedat Shabani

# Përkushtimi pas Ramazanit

Pejgamberi a.s. ka thënë: (Kush agjëron Ramazanin, dhe atë e pason me (agjërimin) e gjashtë ditëve nga shevali, atij i llogaritet sikur të ketë agjëruar tërë vitin).
Transmeton Imam Muslimi.

## Adhurimi dhe përkushtimi gjatë Ramazanit

Gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, myslimanët angazhohen fuqishëm në kryerjen e adhurimeve të llojllojshme të cilat i afrojnë ata me Zotin e tyre. Siç është përkushtimi ndaj namazit obligativ, namazit vullnetar të teravive, shkuarjes në Umre, leximit të Kuranit, dhënies së lëmoshës, lutjeve të ndryshme dhe adhurimit esencial e që është agjërimi.

Gjatë këtij muaji të bekuar besimtarët përkushton rreth çdo ibadeti të cilin e ka urdhëruar Zoti xh.sh., me shpresë dhe lutje te Zoti që t'ua pranojë adhurimin e tyre dhe t'i përforcojë ata në rrugën e drejtë edhe pas kalimit të Ramazanit.

## Përkushtimi pas Ramazanit

Allahu xh.sh. në Kuran ka sjellë një ajet i cili i ndalon besimtarët që të jenë sikur shembulli i një gruaje e cila tjerr leshin me qëllim të qepjes së rrobave dhe, në momentin e fundit, ajo e prish tërë qepjen që e ka bërë për një kohë të gjatë; "Mos u bëni si ajo (gruaja) e cila e ka shprishur atë që e ka tjerrë, pasi është forcuar – e ka mbetur e shprishur." (En-Nahel: 92)

Ky shembull i ngjan shembullit të atyre të cilët, menjëherë pas kalimit të muajit të Ramazanit, rikthehen në avazin e vjetër, duke bërë veprime të cilat janë të ndaluara dhe duke i braktisur adhurimet dhe përkushtimin e tyre ndaj Zotit xh.sh.

Nëse bëjmë një vështrim rreth shkaqeve të cilat ndikojnë në kthimin e shumë besimtarëve në avazin e vjetër, pas përfundimit të Ramazanit, mund të themi se lirimi i djajve nga prangosja e tyre ka një rol të madh në këtë çështje. Djajtë kanë dëshirë të madhe që njerëzit, besimtarët, sa më shumë t'i afrojnë afër punëve të cilat janë shkaktare për futjen e tyre në zjarrin e xhehenemit. Ata bëjnë të pamundurën vetëm e vetëm që t'i bindin besimtarët që të veprojnë vepra të ndaluara. Ata i xhelozojnë tej mase besimtarët pas Ramazanit, sepse e dinë se Allahu xh.sh. ua ka falur mëkatet besimtarëve të përkushtuar gjatë muajit të Ramazanit. Prandaj, ata fillojnë një rrugëtim të ri me qëllim të devijimit të besimtarit nga rruga e drejtë. Së këndejmi, besimtari mysliman, nëse dëshiron t'u shpëtojë kurthave të djallit, atëherë ai duhet të vazhdojë rrugën e përkushtimit ndaj Zotit xh.sh. edhe pas përfundimit të Ramazanit.

Si pikë e parë të cilën besimtari duhet ta bëjë është ruajtja e vullnetit dhe elanit të cilin e ka pasur gjatë Ramazanit, sepse siç e dimë njeriu gjatë Ramazanit është i mbushur me energji pozitive dhe vullnet për të vepruar me përkushtim rreth kryerjes së adhurimeve ndaj Zotit xh.sh.. Për të qenë besimtari sa më stabil, pas përfundimit të Ramazanit, ai duhet të ketë në konsideratë këto pesë çështje:

Përkushtimi ndaj pesë kohëve të namazeve obligative. Në veçanti përkushtimi ndaj namazit të sabahut. Gjithashtu duhet të përkujdeset edhe për synetet e namazeve të obliguara – farze.

Vazhdueshmëria e leximit të Kuranit. Besimtari gjatë muajit të Ramazanit, gjatë ditës, mund të lexojë një xhuz, dy xhuza ose edhe tre e më shumë. Prandaj është e udhës dhe e preferuar që leximi i Kuranit të vazhdojë edhe pas përfundimit të Ramazanit, edhe nëse jo me intensitetin me të cilin ka lexuar gjatë Ramazanit.

Shpeshtimi i përmendjes së Zotit xh.sh., si me rastin e fjetjes, të zgjimit nga gjumi, të daljes nga shtëpia, në mëngjes e në mbrëmje dhe gjatë gjithë kohës.

Përzgjedhja e ndonjë lutjeje, edhe nëse është e shkurtër, mirëpo që është e përditshme, sepse është shumë e rëndësishme që besimtari t'i drejtohet me lutje Krijuesit Fuqiplotë në vazhdimësi.

Gjithashtu, namazi i natës dhe agjërimi i ndonjë dite gjatë muajve të tjerë, ndihmon në përkushtimin e tij pas përfundimit të Ramazanit.




## Agjërimi i gjashtë ditëve të muajit sheval

Prej adhurimeve të preferuara, për besimtarin, pas kalimit të Ramazait, është edhe agjërimi i gjashtë ditëve të muajit Sheval. Për këtë adhurim, Pejgamberi a.s. ka thënë: (Kush agjëron Ramazanin, dhe atë e pason me (agjërimin) e gjashtë ditëve nga shevali, atij i llogaritet sikur të ketë agjëruar tërë vitin), transmeton Imam Muslimi. Duhet ta kemi të qartë se agjërimi i këtyre gjashtë ditëve është veprim i pëlqyer dhe nuk është i detyrueshëm për besimtarin. Mirëpo, vlera e agjërimit të këtyre ditëve është shumë e madhe dhe e dobishme. Dijetarët kanë thënë se agjërimi i gjashtë ditëve të muajit sheval pas agjërimit të Ramazanit, llogaritet agjërim i tërë vitit në kategorinë e agjërimit farz. Disa dijetarët të tjerë kanë thënë se agjërimi i gjashtë ditëve të shevalit mbulon dhe përmirëson çdo mangësi që ka mbetur gjatë agjërimit të Ramazanit, sepse ne jemi njerëz dhe mund të bëjmë ndonjë lëshim, me këtë rast, agjërimi i gjashtë ditëve të shevalit vjen si mbulim dhe përmirësim i ndonjë lëshimi. Lidhur me këtë dijetarët janë mbështetur në hadithin e Pejgamberit a.s. në të cilin ka thënë: "Puna e parë për të cilën njeriu do të japë llogari në Ditën e Kiametit është namazi. Zoti xh.sh. u drejtohet melaqeve duke u thënë: Shikoni namazin e robit a e ka të plotë apo të mangët? Nëse është i plotë atëherë ai evidentohet si i plotë, e nëse namazi është i mangët atëherë Zoti xh.sh. e urdhëron melaqen që të shikojë nëse ka namaz nafile dhe i thotë: plotësojeni farzin e robit me nafile, dhe në këtë mënyrë do të jetë llogaria." Transmeton Ebu Davudi.

## Shenjat treguese për pranimin e përkushtimit gjatë Ramazanit:

Çdo besimtar i cili përfundon një adhurim, siç është haxhi, agjërimi, namazi, lëmosha apo ndonjë veprim tjetër, i lutet Zotit xh.sh. që t'ia pranojë atë adhurim dhe ta shpërblejë për mundin e tij. Thuhet se Abdullah bin Mesudi e ka përdorur një shprehje shpesh, ajo ishte: (Urime për ty që t'u pranua vepra dhe ngushëllime për ty që t'u refuzua vepra!). Dijetarët thonë se Allahu xh.sh. ka lënë disa shenja – gjurmë të cilat tregojnë se besimtarit i janë pranuar veprat dhe në të cilat ai e gjenë ngushëllimin, prej tyre janë:

Braktisja e mëkateve në mënyrë të vazhdueshme dhe moskthimi në to pas përfundimit të adhurimit. Kthimi në mëkatim është shenjë e mospranimit. Së këndejmi, besimtari mysliman në vazhdimësi duhet t'i lutet Zotit që ta ruajë nga mëkatet.

Frika nga mospranimi i veprës. Besimtari i sinqertë nëse bën një vepër të mirë, ai ka frikë për mospranimin e asaj vepre, prandaj ai në vazhdimësi i lutet Zotit që t'ia pranojë atë. Pejgamberi a.s. rreth komentimit të ajetit kuranor "dhe ata që japin nga ajo që u është dhënë atyre, e zemrat e tyre janë të frikësuara" (El-Muminun: 60) ka thënë: (Ata të cilët agjërojnë, falen, japin lëmoshë, në vazhdimësi kanë frikë se mos nuk po u pranohen ato vepra, ata bëjnë gara për vepra të mira dhe ata gjithherë janë të parët).

Bërja e veprave të mira në vazhdimësi, njëra pas tjetrës, sepse Allahu xh.sh. i nderon robërit e Tij të sinqertë duke ua mundësuar atyre që të bëjnë vepra të mira në vazhdimësi dhe kështu ua hap atyre rrugën e afrimit te Ai.

Braktisja e vetëkënaqësisë me punën e bërë duke e llogaritur atë si një diçka shumë minimale karshi mirësive dhe dhuntive të Zotit xh.sh., kështu është gjendja e robërve të sinqertë.

Dashuria ndaj veprës së mirë dhe urrejtja e veprës së keqe. Allahu xh.sh. me mirësitë e Tij bën që veprat e mira të jenë të dashura për robërit të Tij të sinqertë, ndërsa veprat e këqija të jenë të urryera në zemrat e tyre.

Vazhdimësia në lutje drejtuar Zotit xh.sh. sepse besimtari jeton mes shpresës dhe frikës në vazhdimësi.

Animi i zemrës kah njerëzit e mirë dhe largimi i saj nga njerëzit jo të mirë, sepse Allahu xh.sh. i bën të dashur njerëzit e mirë për ata robër të cilëve ua ka pranuar veprat dhe i bën ata që t'i urrejnë njerëzit jo të mirë.

Shpeshtimi i kërkimit të faljes nga Allahu xh.sh.. Besimtari është i udhëzuar që pas shumë veprave të mira t'i përmbyllë ato me kërkimfalje Zotit, sepse sado që të jetë i përkushtuar ai, prapë mund të bëjë ndonjë lëshim.

Vazhdimësi në përkushtim ndaj ibadeteve. Kjo është edhe tradita e Pejgamberit a.s. siç na tregon bashkëshortja e tij, Ajsheja r.a., e cila thotë: (Pejgamberi a.s. kur bënte ndonjë punë atëherë ai e bënte atë në vazhdimësi) Transmeton Imam Muslimi.

Prof. Dr. Hüseyin Peker

# Motivacioni i Besimit Fetar (2)

Njeriu është krijesë që mendon, gjërat mundohet t'i arsyetojë, prandaj qysh në moshën 2-3-vjeçare fillon t'i pyesë prindërit dhe të afërmit për gjërat që ndodhen rreth tij, mundohet të gjejë përgjigje që e kënaqin ose e bindin. Me kalimin e kohës, gjërat fillon t'i kuptojë më mirë edhe nga aspekti metafizik.

## Arsyetimi dhe kënaqësia mendore

Tek shumë njerëz hasim në disa pyetje të cilat njerëzit i detyrojnë të mendojnë më thellësisht. Disa nga këto pyetje janë: Si është krijuar njeriu dhe gjithësia? Ku e kanë fillimin këto? Si është krijuar njeriu kaq i përsosur, zbulues, që mendon, arsyetues dhe folës? Cili është qëllimi i ekzistencës? Kush e rregullon dhe kujdeset për këtë gjithësi që vepron pa asnjë të metë? Të gjitha këto, a janë të krijuara nga vetvetja, rastësisht apo janë krijuar (vazhdojnë të krijohen) nga një Krijues? A është vdekja fundi i çdo gjëje, me vdekjen a përfundon gjithçka, ose a ka jetë tjetër dhe kur fillon ajo? Çdo njeri mundohett'i gjejë vetes një vend në gjithësi, veten e vlerëson dhe mendon se ç'do të bëhet me ne në fund të kësaj jete. Kur njeriu fillon të mendojë se të gjitha këto mund të kontrollohen dhe të drejtohen vetëm nga një Superfuqi, atëherë ky mendim ose kjo bindje atë e detyron të besojë në Krijuesin e gjithësisë - Allahun xh.sh..

Edhe Erik Fromi thotë se njeriu është i obliguar t'i tregojë vetes për vlerën e ekzistencës së tij.[9] Shumë njerëz për lidhjet rreth ekzistimit të tyre me gjithësinë dhe projektin e universit, përgjigjet më të sakta i gjejnë në fe, dh atëherë ata domosdo i drejtohen fesë dhe e besojnë

**Frika njeriun e ruan nga gjendjet dhe gjërat e rrezikshme, ajo e mbron në aspektin fizik e mendor, në statusin social, rolin etj., në mënyrë që të vazhdojë dhe të ruajë balancin.**

Zotin. Megjithatë, Vergote mendon se motivi kryesor nuk është vetëm përpjekja mendore që e shtyn njeriun të besojë një fe.[10] Në Universitetin "19 Maj" të Turqisë, në degën e Psikologjisë, njëri nga studentët, në lidhje me këtë, ka deklaruar: A mendoni se një veturë, pjesët e së cilës janë të shumta, do të jenë bashkuar rastësisht me njëra-tjetrën dhe kjo veturë vetvetiu të punojë në rregull? A është e mundur që të gjitha pjesët e motorit të bashkohen dhe të ndërtohet motori? Apo të gjitha këto të përbëjnë veturën dhe ajo veturë të punojë në mënyrë të rregullt, pra



pa ndërhyrë askush? Nëse mendoni se kjo nuk është e mundur, atëherë si është e mundur që kjo gjithësi, njerëzit, shtazët, bimët, gjithësia etj.të jenë bërë e të bëhen rastësisht?

## Frika

Frika është një motiv i rëndësishëm në sjelljen e njeriut. Individët përpëliten vazhdimisht me frikën. P.sh. njeriu frikësohet nga sëmundje të ndryshme, nga aksidente trafiku, humbje, probleme financiare, nga tërmeti dhe nga vdekja. Përveç kësaj, gjatë jetës ndodhin vazhdimisht edhe raste që na kujtojnë ose na sjellin frikën. Frika e fëmijës se do të dënohet për dëmet e bëra, frika e nxënësit se do të marrë not të dobët, frika se do të ngelë, frika e një të riu se nuk do të marrë përgjigje pozitive nga një femër që e dashuron shumë, frika e një të riu që ka përfunduar shkollën se nuk do të gjejë punë, frika se do të humbë punën që ka, frika se fëmija do të humbë shëndetin, frika e mossuksesit etj.. Të gjitha këto, bashkë me frikën, tek individi krijojnë shqetësim dhe brengosje. Në fakt frika njeriun e ruan nga gjendjet dhe gjërat e rrezikshme, ajo e mbron në aspektin fizik e mendor, në statusin social, rolin etj., në mënyrë që të vazhdojë dhe të ruajë bilancin. Me fjalë të tjera, ndjenja e frikës është e nevojshme, sepse ajo siguron pëlqimin dhe vullnetin për jetë.[11]

Por, edhe pse njerëzit mundohen të zgjidhin situata të frikës, ose mundohen të mësojnë që të jetojnë së bashku më frikën, struktura e tij e krijimit nuk e lë pa frikë. Në kohët e lashta njerëzit gjërat e frikshme i bënin idhuj dhe kishin filluar t'i adhuronin. Pra, adhuronin fuqitë natyrore si Hënën, yjet, Diellin (natyralizëm); për t'u shpëtuar shpirtrave të ligj, adhuronin shpirtrat e mirë (animizëm) dhe kërkonin ndihmë nga ta, kështu që për herë të parë dolën në skenë edhe llojet e adhurimeve. Edhe sot në çaste frike njerëzit i luten Allahut më shumë dhe bëjnë dua. Sepse kështu njeriu e ndien veten më të qetë dhe më të sigurt. Në lidhje me ketë, janë bërë shumë hulumtime shkencore, të cilat kanë vërtetuar pikërisht këtë gjë. Sipas një hulumtimi, të rinjtë më së shumti i janë drejtuar duasë kur janë ndodhur në këso situatash: shqetësim për të ardhmen, shpresë për t'iu falur mëkatet, dëshira për të arritur sukses në provim, pikëllimi për vdekjen e një të dashuri, kërkimi i ndihmës dhe sigurisë gjatë momenteve të rrezikshme dhe sëmundjes etj..[12] Pas gjithë këtyre fjalëve, mund të themi lirisht se ekziston një ndjenjë e frikës. Prandaj frika është një motiv efektiv, i cili ndikon tek besimi në Allahun xh.sh. dhe në adhurimet ndaj Tij. Pra, njeriu ka nevojë të strehohet tek Allahu xh.sh., në mënyrë që në çaste frike ta ndiejë veten më të sigurit.

**Shpresa e shpëtimit njeriun e ndihmon t'i shpëtojë ndjenjave të fajit, dhe shpresa për faljen e mëkateve, bën që njeriu të qetësohet, prandaj ajo ndikon edhe pozitivisht në motivimin e tij.**

## Dëshira për pavdekësi

Njeriu, nga njëra anë e di se nuk ka shpëtim nga vdekja, kurse në anën tjetër ka dëshirë të jetë i pavdekshëm. Kjo dëshirë e madhe gjendet në strukturën esenciale të njeriut, të cilën më së miri e kuptojmë tek qëndrimet e fëmijëve. Në lidhje me vdekjen, një fëmijë 4-5 vjeç kishte diskutuar me t'ëmën:

Nënë, ç'do të thotë vdekje?

-Njeriut i ndalet zemra dhe i ndalet fryma, kështu që ai mbetet i palëvizshëm.

-Mirë, por ç'ndodh me të folurit e tij?

-Nuk e di. Disa thonë dhe besojnë se njeriu, pasi të vdesë, kalon në botën tjetër dhe vazhdon të jetojë atje. Kurse disa nuk i besojnë kësaj.

-Ne e besojmë këtë, a po jo nënë? (me entuziazëm).[13]

Një fëmijë tjetër, pasi kishte pyetur: "A i mbyllin sytë njerëzit pasi të vdesin"? kishte vazhduar dhe kishte thënë: "Unë, kur të vdes, nuk do t'i mbyll sytë, po do të vazhdoj dhe të shikoj përreth". Pra, me këtë kuptohet se njeriu ka dëshirë të madhe për të jetuar,[14] ai i reziston vdekjes dhe nuk ka dëshirë për të vdekur. Fëmijët, me këso pyetjesh dëshirojnë të dinë se vdekja nuk është fundi i gjithësisë, kanë shpresë se jeta nuk do të marrë fund asnjëherë.[15]

Njeriu nuk dëshiron të vdesë apo të zhduket, prandaj vdekja tek ai krijon frikë, shqetësim dhe brengosje. Ky shqetësim është shumë i madh. Sipas Özcan Köknelit, frika e vdekjes dhe shuarjes janë pikat kryesore që e detyrojnë njeriun të besojë dhe të veprojë punë të mbara, kështu që, për t'i shpëtuar kësaj frike, njerëzit kanë besuar edhe në mosvdekjen e shpirtit.[16] Hulumtimet e bëra kanë treguar se mesazhi që buron nga feja lidhur me vdekjen, ka efekte pozitive në çështjen e besimit në Allahun dhe në fe. Kurse në lidhje me frikën nga vdekja, më së shumti kanë hasur tek njerëz në moshë të madhe.[17] Meqë feja njeriut i premton një jetë të përjetshme, jetën e Botës tjetër dhe Xhenetin, ky është edhe faktori kryesor që njeriun e drejton të besojë në fe dhe në Allahun xh.sh.. Mirëpo, edhe rrethanat e frikës pas vdekjes dhe mendimi mbi xhehenemin, mund të fusin dyshime dhe hamendje tek njeriu në lidhje me ekzistimin e Allahut dhe ai të mohojë Allahun,[18] prandaj, përveç motivit të vdekjes, për të besuar Allahun xh.sh., duhet të kërkojmë edhe motive të tjera.



## Ndjenja e fajësisë dhe mëkateve

Thirrja për të besuar Allahun dhe për të pranuar zbatimin e parimeve fetare, tek njeriu mund të shkaktojë ndjenja rebelimi dhe reagimi. Mosnënshtrimi, me kalimin e kohës, mund të krijojë ndjenjat e fajit dhe të mëkateve. Shpresa e shpëtimit njeriun e ndihmon t'i shpëtojë ndjenjave të fajit, dhe shpresa për faljen e mëkateve, bën që njeriu të qetësohet, prandaj ajo ndikon edhe pozitivisht në motivimin e tij. Fuqia e Allahut është e pakufishme, prandaj Ai, pasi t'i gjykojë, mëkatarët i dënon, por besimi se shpëtimi nga ky dënim mund të realizohet vetëm me besimin në Allahun dhe me nënshtrimin ndaj urdhëresave dhe ndalesave të Tij, tek njeriu krijon ndjenja dhe emocione besimi për Allahun xh.sh.. Këtu bëhet fjalë për një motiv me dy dimensione. Pra ndjenja e fajësisë dhe mëkateve, në një anë, njeriun e drejton tek besimi në Allahun, kurse, në anën tjetër, e drejton atë tek mohimi i Allahut. Në të vërtetë, ndjenja e fajit është universale.

Çdo individ ka përjetuar ndjenjën e fajit, pa marrë parasysh sasinë e tij. Sjelljet kundër dëshirës së prindërve, shkelja e parimeve morale, kundërshtimet e kulturës sipas dëshirave dhe shijeve personale apo, thënë shkurt me fjalë të Frojdit, kur egoja nuk u përgjigjet dëshirave të superegos, po dëshirave të id-it, tek njeriu lind ndjenja e mëkateve. Njeriu afrohet më shumë me Allahun kur tek ai lind frika se kundërshtimi i fesë është mëkat dhe pas kësaj pason dënimi, prandaj lind ideja dhe dëshira e strehimit tek Allahu. Por me këtë nuk do të thotë se ndjenjat e fajit dhe të mëkateve njeriun e afrojnë çdo herë tek Allahu, po ndonjëherë feja dhe vlerat morale te njeriu mund të sjellin edhe rebelim ose reagime të ndryshme.

## Takimi me parimet e simboleve fetare

Njeriu nuk është krijesë që i di saktë arsyet e besimit ose të mosbesimit. Ai nuk është as produkt i arsimit apo i mjedisit.[19] Ai me mendjen që ka, gjërat i komenton dhe i vlerëson e pastaj, ose i pranon ose i refuzon të gjitha ato fenomene dhe raste që vijnë nga shoqëria ose mjedisi. Siç dihet, në çdo shoqëri ka një ose disa lloje të feve. Kështu, me kalimin e kohës, njeriu has në shumë komentime në lidhje me simbolet fetare në shoqërinë ku jeton. Ai, në mënyrë direkte ose indirekte, merr disa njohuri. I vëzhgon sjelljet fetare. Disa nga këto sjellje zgjojnë interes dhe shkaktojnë prirje, kurse disa nga këto sjellje mund edhe t'i refuzojë. Ky pranim ose refuzim është i lëvizshëm ose eklektik. Faktori i mjedisit ndikon më së shumti në moshën e fëmijërisë, kurse pas moshës se pubertetit, me zhvillimin mendor dhe zgjerimin e njohurive që merr ai, të shumtën e rasteve, edhe pse gjerat i vlerëson dhe i komenton sipas mendimeve të tij individuale, nëse arrin kënaqësinë e komenteve të fes, ajo e afron tek Allahu.

## Fundi

Njeriu është një krijesë me karakteristika të shumta biologjike, psiko-sociologjike, kulturore etj. dhe, në përgjithësi, këto karakteristika kanë efekte shumë të mëdha në jetën e individit. Këto karakteristika janë edhe paksa të përziera me njëra- tjetrën. Shumë efekte janë të ndërthurura në çështjen e besimit në Zotin dhe drejtimin e fesë, por këto efekte mund të ndryshojnë nga një person tek tjetri. Nuk do të thotë se të gjitha efektet e cekura me lart, gjenden tek çdo individ dhe ndikojnë në besimin tek Allahu. Disa nga karakteristikat e cekura janë shkaktare që njeriun e fusin në besim, kurse disa të tjerë mund edhe t'i largojnë nga besimi. Ajo që është me rëndësi, është se tek një individ mund të jetë faktor vetëm frika dhe faji i mëkateve, ose njëra prej tyre. Pra, mund të them lirisht se asnjë individ nuk beson në fe dhe në Allahun pa ndonjë ndikim të faktorëve të lartpërmendur. Ndoshta nuk i kam cekur të gjithë faktorët, sepse ka edhe faktorë të tjerë të cilët ndikojnë në çështjen e të besuarit ne fe. Mirëpo, më me rendësi është që faktorët janë ata që e nxisin njeriun për të besuar.

*Përktheu Mr. Feim D. Gashi*

*1. Grom Bernhart, Religion Psychologie, Munchen und Vandenhock, Transmeton Prof. Dr. Hüseyin Peker, Din Psikolojisi, Shtëpia Botuese Çamlıca, 1992, f. 77. 2. Ziya Dalat, Çocuk ve Genç Ruhu, Ankara, 1956, f.365. 3. Erich Fromm, Psikanaliz ve Din, Përkthyes Şükrü Alkaput, İstanbul, 1990, f.22. 4. Vergote, Antione, Psychologie Religieuse, Bruxelles, 1966, Transmeton Prof. Dr. Hüseyin Peker, Din Psikolojisi, Shtëpia Botuese Çamlıca f.79. 5. Vergote, po aty, f.79. Hayati Hökelekli, Din Psikolojisi, Shpija Botuese Türkiye Diyanet Vakfı, 1998, f.92. 7. Fromm, po aty, f.35. 8. Fromm, po aty, f.39. 9. Fromm, po aty, f.33. 10. Vergote, po aty, f.166.*

PHD (c) Rexhep Suma

# Rëndësia e urtësisë në thirrjen islame

Islami çmon lart vlerën e urtësisë, ai nxit në këtë objektiv në kuadër të formimit të personalitetit të imamit (thirrësit) në sferën e kumtimit të mesazhit të Allahut xh.sh.

Ndjekja dhe praktikimi i metodës së urtësisë në sferën e thirrjes mbetet një rëndësi e veçantë pasi që mbi të edhe varet edhe pranimi apo refuzimi i mesazhit tonë tek masa e gjerë.

Islami është fe e Allahut të Lartësuar, e fundit për njerëzimin, është fe universale dhe gjithëpërfshirëse, program universal, që rregullon të gjitha çështjet e jetës, në nivel të individit, bashkësisë dhe shtetit, është fe, shtet, ligj, adhurim, ekonomi, moral, shëndet, marrëdhënie familjare, shoqërore dhe shtetërore. Islami e shoqëron njeriun nga lindja deri në vdekje dhe pas vdekjes (ringjallje). Thirrësit doemos të përqendrohen me kujdes të veçantë në parimin e universalitetit të Islamit, të mburren me të dhe të refuzojnë përkufizimin e Islamit vetëm në rite adhuruese. Kjo kërkon të mos zhyten në gjëra sekondare dhe të pjesshme në llogari të gjërave elementare dhe të përgjithshme. Nëse nevoja kërkon të trajtohet një çështje sekondare ose e pjesshme, atëherë atë do ta trajtojmë sipas vendit të saj, kohës, rrethanave dhe sasisë së përshtatshme."[1]

## Nocioni "el hikme"

Nocioni "el hikme" (urtësia) në Kuran përmendet më tepër se në 19 vende si në suret El Bekare,129,151,231, 251, 269,

**Ka mendime se fjala urtësi do të thotë vendosja e çdo gjeje në vendin e vet.**

në suren Ali Imran:48,81,164, në suren En-Nisaë; 54,113. në suren El Maide:110. En-nahl:125, El Isra:39. Lukman:12, El Ahzabë:34, Sad:20, Ez-Zuhruf,63, El Kamer 5, dhe El Xhumua:2.

Dijetarët duke shpjeguar nocionin e urtësisë bazuar në Kuran dhe sunnet kanë ndarë mendime të ndryshme duke u shprehur se urtësia është pejgamberia. Disa të tjerë thonë se për qëllim është kuptimi i Kuranit: abrogim dhe të abroguara, ajetet e qarta dhe të paqarta, hallalli dhe harami dhe diç e ngjashme. Disa dijetarë të tjerë mendojnë se sikurse Ibn Ethiri se urtësia është shprehje e njohjes së gjërave më të vlefshme me anë të shkencave më të mira.[2]

Gjetja e së vërtetës me anë të dijes dhe logjikës.[3] Ka mendime se është për qëllim frika ndaj Zotit. Disa të tjerë thonë se është për qëllim Synneti, kurse disa të tjerë e shpjegojnë si devotshmëri në fenë e Allahut. Disa interpretime të tjera të fjalës "urtësi" e shpjegojnë si dituri dhe të vepruarit sipas saj dhe



nuk quhet njeriu i urtë pa i pasur këta dy komponentë. Ka mendime se fjala urtësi do të thotë vendosja e çdo gjeje në vendin e vet. Po ashtu kanë interpretuar se për qëllim është shpejtësia për t'u përgjigjur dhe saktësia.[4]

Edhe pse studiuesit kanë numëruar se janë gjithsej 29 definicione mbi kuptimin e urtësisë, por ajo që i përmbledh të gjitha është ky definicion: ”Goditja në thënie, veprime si dhe vendosja e secilës gjë në vendin e saj”.[5]

## Urtësia është nga mjetet e para në sferën e kumtimit të fesë së Zotit

Nisur nga ky fakt jo rastësisht në Kuran, urtësia është nga mjetet e para në sferën e kumtimit të fesë së Zotit. Për të Ai në Kuran ka thënë:

Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit. (En-Nahl, 125).

Assesi nuk mund të ngushtohet kuptimi i nocionit të urtësisë, pasiqë ai mbetet një nocion shumë i gjerë. Këtë më së miri e sqaron edhe ajeti kuranor, ku i Lartësuari thotë: "Ai ia dhuron hikmetin (urtësinë) atij që do, e kujt i është dhënë hikmeti, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk përkujtohet askush pos të mençurve". (El Bekare, 269).

Po ashtu nuk bënë të perceptohet urtësia vetëm si butësi edhe pse ngërthen këtë element në vetvete, sikurse e sqaron ajeti kuranor: “Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falu atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet.” (Ali Imran, 159).

> **Muhamedi a.s. ishte njeriu me moralin më të mirë, më i buti, më i shoqërueshmi dhe më i afrueshmi me njerëzit, i falte shpejt dhe i toleronte ata që gabonin.**

Pra, mos veprimi me urtësi shkakton vrazhdësi dhe ashpërsi që i bëjnë njerëzit të largohen nga ftesa. Morali i mirë, butësia, kujdesi dhe fytyra e qeshur e bëjnë ftuesin të dashur për njerëzit dhe i afron ata më afër njëri-tjetrit. E kundërta ndodh me vrazhdësinë dhe ashpërsinë. Njerëzit nuk i durojnë dot njerëzit që kanë një moral të tillë, sepse këto janë morale larguese dhe jo afruese ashtu siç dihet dhe shihet. Të gjitha këshillat i bëhen atij, kur dihet se ai ishte i dërguar për ta nga Allahu xh.sh., përkrahej nga shpallja hyjnore dhe ishte i ruajtur nga mëkatet prej Allahut të Madhërishëm, por është në natyrën e njerëzve që të mos e durojnë dot të shoqërohet me njerëz të vrazhdë të ashpër edhe sikur ai të jetë pejgamber dhe i pagabueshëm dhe kjo na mjafton për të nxjerrë mësim dhe për të marrë shembull. Nuk është e habitshme që Muhamedi a.s. ishte njeriu me moralin më të mirë, më i buti, më i shoqërueshmi dhe më i afrueshmi me njerëzit, i falte shpejt dhe i toleronte ata që gabonin.[6]

Në lidhje me këtë në një vend tjetër të Kuranit Allahu na drejtohet duke na thënë: “Ju erdhi i dërguar nga mesi juaj. Atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja. I brengosur për besimtarët, i butë dhe i mëshirshëm. (Et-tevbe, 128).

Po ashtu gjatë kumtimit të fjalës së Zotit, disa momente kërkojnë që të përdoret edhe rreptësia dhe qortimi, sepse kështu do të vendosej çdo gjë në vendin e vet, që mbetet edhe një nga objektivat e urtësisë. Butësia të përdoret në kohën e butësisë dhe rreptësia në kohën e saj, siç ishte rasti i Musait me Faraonin që edhe Kurani e regjistron këtë ngjarje.

“Ai (Musai) tha: “Po ti e di se ato (mrekullitë) nuk i zbriti kush tjetër pos Zotit të qiejve e të tokës, i zbriti të dukshme, e unë besoj, o faraon! se ti je shkatërruar”. (El Isra, 102), pasi që ai kishte kaluar më çdo kufij njerëzor, madje duke quajtur vetën edhe si zot.

“O Pejgamber, lufto jobesimtarët dhe hipokritët dhe sillu rreptë ndaj tyre - vendi i tyre është Xhehenemi që është përfundimi më i keq.” (Et-tevbe, 73).

Një element urtësie tjetër është që thirrësi në rrugën e Zotit duhet të jetë model në sjellje dhe vepër, për faktin se kjo do të ndikonte drejtpërdrejtë tek masa , ngase ata janë të prirur të vështrojnë më shumë sjelljet dhe vepër e më pas atë që kumton.

“O ju që besuat, pse po e thoni atë që nuk e punoni? te Allahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!” (Es-saf,2-3).

*1. Hisham Talib, Bëslidhja e thirrjes islame, përktheu Sadush Tahiri, Logos-A,2017, Shkup, f.35. 2. Ibn Ethir, En-nihajetu fi tergibi el hadithi ve-l etheri,1/119, po ashtu shiko LIsanu-l-arab, Li Ibn Mendhur, 12/140 dhe Muxhemu-l vesit,1/190. 3. Ragib El Asfahani, El mufredat fi garibi-el-Kurani, f.128. 4. Shiko: Tefsirin kuptimi i urtësisë në Kurani Kerimin dhe Synetin e Muhamedit a.s. në këto burime: Xhami' el bejan fi tefsiri –l- kuran nga Ebu Xhafer Muhamed bin Xherir Ettaberi, 1/436 dhe 3/60-61. Tefsir garaib el kuran të autorit Ennisaburi, botuar në margjinat e tefsir et taberi1/413, Tefsir el begavi,1/256 dhe 1/116. Xhami el ahkam el kuran të Kurtubiut, 2/131, 3/60-61. Tefsir el kuran el adhim të Ibn Kethirit,1/184 dhe 1/323. 5. Seid bin Ali bin Vehf El Kahtani, El Hikmetu fi eda'vetiilallahiteala, Riad, 1424,botim i 4, f.34. 6. Jusuf Kardavi, Essahve el islamije minel muraheka ila errushdi, Dar eshuruk,botim i parë, Egjipt,2002,f.177.*

**Ramadan Shkodra**

# Fillimi i literaturës islame në gjuhën shqipe te ne - rezultat i fatit dhe i rrethanave në Kosovë

Tradita e kultivimit të fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe ndërlidhet me shfaqjen e alamiadistëve (bejtexhinjve) shqiptarë, ndërsa vjen duke u intensifikuar dhe duke marrë formë tjetër në periudhën e Rilindjes Kombëtare e këndej.

## I.

Dihet mirëfilli se tradita e kultivimit të fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe ndërlidhet me shfaqjen e alamiadistëve (bejtexhinjve) shqiptarë, ndërsa vjen duke u intensifikuar dhe duke marrë formë tjetër në periudhën e Rilindjes Kombëtare e këndej. Kurse në Kosovë, literatura islame e botuar në gjuhën shqipe paraqitet shumë më vonë.

Për këtë ngecje në këtë segment të rëndësishëm, - megjithëqë shqiptarët që prej kohësh kishin pranuar fenë islame dhe atyre nuk u munguan alimë e njerëz të penës, - ndikuan shumë faktorë, ndër më kryesorët qenë: mungesa e një tradite në këtë rrafsh, mungesa e një alfabeti të njësuar, si dhe mungesa e institucioneve përkatëse vendëse, që do të merrnin mbi vete këtë veprimtari të rëndësishme.

Kjo gjendje bëri që shqiptarët të shkruanin në gjuhë të huaja, ose edhe në gjuhën shqipe, po me alfabete e grafi të ndryshme. Kjo është arsyeja pse kontributi i tyre nuk ishte për masën e gjerë shqiptare, po vetëm për një pjesë të asaj popullate që gëzonte privilegjin të njihte atë gjuhë ose alfabetin a shkrimin që përdornin dijetarët e krijuesit shqiptarë.

Sidoqoftë, literatura islame, sikurse u tha, merr një hov të ri në vitet e para të shekullit XX dhe sidomos pas Pavarësisë së Shqipërisë, kurse, në mënyrë institucionale, ajo shfaqet si një faktor ndikues në jetën fetare pas pavarësimit të Komunitetit Mysliman Shqiptar, më 1923, në Tiranë.

Pas pavarësimit dhe konstituimit institucional, Komuniteti Mysliman Shqiptar, i vetëdijshëm për rëndësinë që ka fjala e shkruar, në njërën anë, dhe i ndërgjegjshëm për ngecjen e madhe që kishte në këtë fushë, në anën tjetër, literaturës islame i kushtoi një rëndësi të shtuar.

Me gjithë prioritetet e shumta që kishte para vetes, ky komuniteti dhe dijetarët e kohës filluan të hartonin broshura e libra me përmbajtje për njohuritë fillestare islame, si f.v. "*Fe-rrëfeje a mësime muslimane*" nga Said Najdeni, botuar më 1909 në Elbasan; "*Myslimanësia*" nga Hfz. Ali Korça, 1918; "*Besimet e Myslimanvet*" nga hfz. Ibrahim Dalliu, Tiranë, 1921; "*Ilmihal*" nga Shefqet Muka, Shkodër 1923 etj.

Si edhe në shumë ndërmarrje të tjera të rëndësishme, e kuptueshme, edhe në ballë të kësaj nisme u gjendën figurat më eminente të asaj kohe, rilindësit tanë të shquar, si Hfz. Ibrahim Dalliu, Hfz. Ali Korça, Ferid Vokopola, Hfz. Abdullah Sëmblaku, Said Naideni, Haxhi Vehbi Dibra, Hfz. Ali Kraja, më pastaj Sadik Bega, Haki Sharofi e shumë të tjerë.

Angazhimet e tyre përpos në botimin e veprave për njohuritë fillestare, qenë të shumanshme dhe në shumë aspekte, madje edhe përtej fjalës së shkruar. Ata, si një nevojë kohe, do t'i hynin hartimit dhe përkthimit të veprave profesionale nga fusha e islamologjisë, si p.sh.: "Texhvid", i përkthyer nga hfz. Ibrahim Dalliu, Tiranë (1921); "Hytbe e dytë ose Muhamedija", 1928; "Këshillat e së premtes", 1928; "Jeta e Hazretit Muhamedit sipas gojdhanave dhe shkrimtarëve të mëdhenj arabë", përkthyer nga italishtja më 1929; "Bilbil i fesë i sheriatit muhamedija", përktheu Hfz. Abdullah Sëmlaku, Korçë, 1930 etj.

Edhe pse me shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë, jashtë shtetit amë mbetën krahina të tëra të shqiptarëve, të cilat u okupuan nga fqinjët e tyre, me formimin e shtetit shqiptar u krijuan rrethana të reja dhe kushte më të favorshme për një zhvillim të gjithëmbarshëm, pra edhe në rrafshin e fjalës së shkruar islame-shqipe.

Kështu, literatura islame shqiptare, që nisi të dilte atëkohë në Shqipëri, ishte projektuar për

**Literatura islame në gjuhën shqipe në Kosovë, për shkak të rrethanave të pafavorshme që u krijuan pas vitit 1912, do të mund të fillonte dhe të shihte dritë vetëm një dekadë pas Luftës së Dytë Botërore.**

tërësinë etnike dhe popullin e saj. Kjo ka ndikuar dhe i ka mbajtur në një linjë dhe të bashkuar shqiptarët që u ndanë me dhunë nga trungu, e më vonë edhe ata të mërgatës, madje jo vetëm shqiptarët e besimit islam, por edhe besimtarët shqiptarë të feve të tjera, gjë që manifeston më së miri ndenjën e përkatësisë së përbashkët të populli tonë.

## II.

Literatura islame në gjuhën shqipe në Kosovë, për shkak të rrethanave të pafavorshme që u krijuan pas vitit 1912, do të mund të fillonte dhe të shihte dritë vetëm një dekadë pas Luftës së Dytë Botërore. Kjo si rezultat i riorganizimit të Bashkësisë Islame, e cila ishte e vetëdijshme për nevojën dhe rëndësinë e literaturës në gjuhën e besimtarëve të saj. Duhet theksuar se edhe literatura islame në gjuhën shqipe, pësoi po fatin e fjalës së shkruar shqipe në veçanti dhe fatin e popullit shqiptar nën okupimin serb në përgjithësi. Varësisht se çfarë ishte zhvillimi i ngjarjeve në rrafshin politik, në atë shkallë qe edhe zhvillimi i ngjarjeve edhe në rrafshin e identitetit kombëtar, përfshirë këtu edhe rrafshin fetar.

Pra, fati i zhvillimit dhe i rritës së botimeve islame në gjuhën shqipe në Kosovë, përveç faktorëve të tjerë, varej edhe nga mungesa e kuadrit që do të mund të shkruanin sipas kërkesave të kohës, pastaj mungesa e traditës dhe inferioriteti që institucionet jashtë Bashkësisë Islame kishin ndaj kulturës islame në përgjithësi e botimeve islame në veçanti.

Po t'i shtojmë kësaj edhe sfidat e vështirësitë me të cilat u përball populli shqiptar gjatë ndërrimeve të sistemeve, ndërrime këto që ndikuan drejtpërdrejt në zhvillimin e jetës në Kosovë, del e qartë se as botimet islame në gjuhën shqipe në Kosovë nuk mund të kishin një zhvillim të mirëfilltë.

Botimi i parë islam në gjuhën shqipe në Kosovë dhe përgjithësisht te shqiptarët e mbetur në ish-Jugosllavi është ai vitit 1957, me titullin *"Ilmihali i vogël, për shkencat fillestare të fesë islame"*, përkthyer nga gjuha serbokroate, botim, siç quhej asokohe, i Shoqatës së Ylemave për RSS në kuadër të BFI-së me seli në Prishtinë, shoqatë kjo që ishte përgjegjëse për veprimtarinë botuese në kuadër të këtij institucioni. Me këtë doracak, të cilit nuk i dihet as përpiluesi dhe as përkthyesi në gjuhën shqipe, zë fill veprimtaria botuese islame në Kosovë, për të vazhduar deri më sot.




*Ballina e botimit të parë në gjuhën shqipe në Kosovë, (Ilmihali i vogël 1957)*

Ky botim, siç kuptohet edhe nga titulli, është doracak (ilmihal) për njohurit themelore islame, i cili është i ndarë në tri pjesë: akaid, fikh dhe ahlak, disiplina këto bazike për njohurit elementare islame që i duhen fillimisht një besimtari.

Është e rëndësishme të theksojmë se botimi i parë në gjuhën shqipe në Kosovë, (Ilmihali i vogël) atëkohë, kishte dalë nga shtypi në muajin dhjetor të vitit 1957, do të thotë këtu e 62 vjet më parë, por edhe më e rëndësishme është fakti që ky botim është shtypur në një tirazh prej 25 mijë kopjeve, kjo më së miri tregon nevojën që kishin besimtarët tanë për literaturë themelore islame në gjuhën shqipe.

Përveç kësaj, ky Ilmihal ribotohet vetëm pas një viti më 1958 dhe botohet në15 mijë kopje, këto të dhëna flasin qartë për ndikimin dhe jehonën që pati botimi i Ilmihalit në gjuhën shqipe, një doracak për njohuritë e fesë islame, ndërsa në vend po forcohej dita ditës sistemi ateist që nuk kishe qëndrim të mirë ndaj fesë.

Suksesi i Ilmihalit bëri që Bashkësia Islame të vazhdonte edhe me botimin e veprave të tjera të kësaj natyre, kështu më 1959 botoi doracakun tjetër *"Mësimi i shkurtë mbi namazin dhe Jasini sherifi"*, të përgatitura nga reisi i atëhershëm i Bashkësia Islame të Jugosllavisë Haxhi Sulejman Kemura, e i shqipëruar nga hafiz Bajram ef. Agani dhe Mehmet Gjevori, i pari udhëheqës i shquar i Bashkësisë Islame në Kosovë, ndërsa i dyti veteran i arsimit e shkollës shqipe, i njohur më tepër si hartues i parë i abetares për shkollat shqipe pas Luftës së Dytë Botërore.

Ky botim hapet me trajtesën




*Ballina e botimit "Mësimi i shkurtë mbi Namazin dhe Jasini sherif" 1959*

"Mësimi i shkurtë mbi namazin", dhe më pas janë dhënë bazat (shartet e besimit islam).

Më tutje, veç kushteve të besimit islam janë dhënë disa sure të shkurtra të Kuranit ku janë përfshirë suraja "Fatiha" dhe dhjetë suret e fundit të Kuranit. Këtu vetëm sureja "Fatiha" është dhënë me përkthim në gjuhën shqipe.

Në këtë do doracak është përfshirë edhe surja "Jasin",e transkriptuar me grafi latine dhe e përkthyer në gjuhën shqipe.

Përkthimi i Fatihasë dhe i sures Jasin në këtë botim, për ne ka edhe një domethënie të veçantë dhe me peshë historike, sepse mendojmë se pikërisht ky përkthim është edhe i pari përkthim i botuar i dy sureve në gjuhën shqipe tek ne.

Te botimet e para në gjuhën shqipe në Kosovë është edhe vepra Mevlud, e botuar më 1965. Ky botim është përgatitur nga një komision i posaçëm i teologëve e që për bazë kanë pasuar Mevludin e njohur të Tahir efendi Popovës. E veçanta e këtij botimi është se komisioni që përgatiti tentoi që Mevludin e Tahir efendi Popovës ta adaptonte me gjuhën e kohës. Mirëpo botimi nuk gjeti shtrirje as në xhemat dhe as nga imamët e ulemaja, kështu që disa vite më vonë u botua Mevludi me gjuhën e autorit.

Botime të literaturës themelore islame kemi edhe në vitet në vazhdim, sigurisht si kërkesë e kohës dhe e besimtarëve. Kështu më 1968 e sheh dritën e botimit" Ilmihal" (Themelet e fesë islame) i autorit Fejzullah Haxhibajriqi, një doracak që në vitet në vazhdim është botuar disa herë dhe ka gjet shtrije të gjerë në masën e myslimanëve jo vetëm në Kosovë, por edhe në viset tjera shqiptare në ish-Jugosllavi dhe i cili edhe sot e kësaj dite është në qarkullim dhe përdorim.

Një rëndësi të veçantë në fillet e literaturë islame ka edhe botimi i Buletinit informativ i cili doli në vitin 1962, me të cilin zë fill periodiku islam në gjuhën shqipe, i cili merr trajtë e formë në fillim të viteve'70 kur shohin dritën "Takvimi" (1970) dhe "Edukata islame" (1971).

Në fillimet e literaturës islame në gjuhën shqipe vend meritor mendoj se zënë edhe dispensat (apo skriptat) që kishin përgatitur pedagogët e Medresesë "Alaudin" në vitin 1969. Megjithëqë këto skripta janë botime interne dhe për nevoja të nxënësve, ato janë pararendëse të botimeve të mëvonshme të Medresesë dhe jo vetëm atyre. Ato, përveçse si tekste të nxënësve janë lexuar edhe jashtë medresesë.




*Ballina e botimit të parë të Takvimit për vitin 1970*

Kur jemi te vitet e para të botimeve islame në gjuhën shqipe, duhet përmendur këtu edhe botimi i veprës "Fikhul ibadat, rregullat dhe detyrat themelore islame" (1978) të autorit Muhamed Seid Serdareviq, me të cilin botim nis botimi i profilizuar i literaturës islame për një fushë të caktuar, me këtë rast nga fusha e fikhut. Kjo vepër, për hir të së vërtetës, ka qenë shumë e lexuar dhe e përdorur që nga koha kur u botua për herë të parë në boshnjakisht në vitet '30 të shekullit të kaluar tek të gjithë myslimanët e ish-Jugosllavisë. Për më tepër, është përdorur edhe si tekst për lëndën e Fikhut në medresetë e kohës, pra edhe në medresenë "Alaudin".

Si përfundim, mund të themi se këto botime dhe të tjera midis këtyre, si të thuash, janë jo vetëm fillimi dhe përpjekja, por edhe ai bazamenti mbi të cilin më vonë do të shkruhen e do të botohet literaturë islame në gjuhën shqipe te ne. Këtë e vërteton mbi të gjitha edhe ky përvjetor i rëndësishëm për historikun e BIK-ut në përgjithësi dhe për rrugëtimin e literaturës islame në gjuhën shqipe në veçanti.

Dua të theksoj se, ndonëse këto vepra janë botuar dekada më parë, ato e kanë ruajtur vlerën dhe rëndësinë e tyre. Nuk e kemi fjalën këtu vetëm për vlerën historike e dokumentare, por edhe përmbajtjesore dhe se ribotimi i tyre, kujtoj, del si nevojë dhe domosdoshmëri, natyrisht duke i përshtatur në gjuhën e sotme shqipe. Ose, le të themi ndryshe, sipas shembullit dhe modelit të tyre, besimtarëve tanë u nevojitet këso lloj literature, gjithnjë duke pasur parasysh faktin se ajo duhet të botohet dhe të mbikëqyret nga institucioni i BIK-ut.

# Kryetari i Kuvendit të BIK-ut, shpjegon se kujt duhet t'i dhurohet sadekatul-fitri, rëndësinë e natës së Kadrit dhe mesazhi i Fiter Bajramit

Muaji i shenjtë i Ramazanit është në përfundim. E, besimtarët e fesë islame po përgatiten për festën e Fiter Bajramit. Por, pa shkuar tek dita e kësaj feste, muaji i Ramazanit karakterizohet edhe me disa gjëra të tjera. Dhënia e vitrave siç njihet në Islam, si dhe nata e Kadrit, natë kjo në të cilën thuhet se ka zbritur Kurani, libri i Allahut në fenë Islame.

Kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Ajni Sinani, në një intervistë për Telegrafin, ka shpjeguar se ku duhet të dhurohen vitrat dhe kujt, cila është rëndësia e natës së Kadrit, si dhe mesazhi i festës së Fitër Bajramit.

Sinani ka thënë se në muaji i Ramazanit veçohet nga muajt e tjerë, pasi që sipas tij në këtë muaj ka filluar shpallja e Kuranit.

"Zoti i gjithëfuqishëm gjatë muajit të Ramazanit na i ka dhënë dy dhurata, pra ka filluar shpallja e Kuranit, dhe kemi edhe dhuratën tjetër, ku Allahu i gjithëfuqishëm Muhamedin, e bëri pejgamber në muajin e bekuar të Ramazanit. Për shkak të madhështisë së zbritjes së Kuranit, Zoti këtë muaj e dalloi nga 11 muaj të tjerë. Po ashtu edhe natën në të cilën ka filluar zbritja e Kuranit, e cila është nata e Kadrit, Zoti, këtë natë e dalloi me netët e tjera. Pra madhështia e Kuranit, ka bërë që ky muaj të veçohet nga të tjerët, dhe kjo dritë e tij që na ndriçon zemrat neve myslimanëve, na ka bërë të jemi më të veçantë", ka thënë ai.

Sinani ka thënë se nata e Kadrit nuk dihet saktësisht në cilat ditë bije. Ai ka thënë se kjo natë është më e vlefshme se sa 1 mijë muaj.

> **"Bashkësia Islame e Kosovës dhe Bashkësitë nëpër botë e kanë parë të arsyeshme që të bëhet një lloj klasifikimi i shumës se sa duhet të jepet sadekatul-fitri për ata njerëz që agjërojnë.**

"Nata e Kadrit nuk dihet saktësisht në cilat ditë bie. Zoti i gjithëfuqishëm qëllimisht e ka bërë këtë. Edhe pse ka mendime që thonë se kjo natë lëviz. Ka mundësi që në këtë muaj të jetë nata e 27, ka mundësi në Ramazanin tjetër të jetë nata e 25 dhe kështu me radhë. Ajo që na bëhet e ditur përmes thënieve të Pejgamberit, është se zbritja e Kuranit ka ndodhur natën e Kadrit, dhe në këto thënie ai ka thënë kërkoni natën e Kadrit në 10 netët e fundit. Pastaj hadithet tjera thonë se kjo natë bie në netët tek të muajit të Ramazanit. Por, tek ne po ndodh që ata po e llogarisin numërimin e ditëve dhe netëve të Ramazanit nga fillimi i muajit të Ramazanit. Në fakt kështu nuk llogaritet, sepse nata e Kadrit duhet të llogaritet nga fundi se kur përfundon muaji i Ramazanit, dhe pastaj të fillojmë nga 30-ta apo 29 ditë", ka theksuar ai duke shtuar se është e preferueshme që këto net të kalohen në ibadet .

"Pejgamberi i Zotit, Muhamedi a.s. të gjitha netët i kalonte në adhurim prej orës 00:00 të mesnatës deri në orën e syfyrit. Ai po ashtu kërkonte edhe nga familjarët e tij që të zgjoheshin dhe me pak mund të arrinin natën e Kadrit. Kjo natë ka vlerë më shumë se 1 mijë muaj, nëse e përkthejmë në vjet i bie 83 vjet e 4 muaj. Adhurimi që bëhet në këtë natë është shumë me vlerë", ka shtuar ai.

Ndër të tjera, ai ka folur edhe për vitrat, që duhet dhënë në këtë



*Kryetari i Kuvendit të BIK-ut, Ajni Sinani gjatë intervistës për Telegrafin*

muaj. Sinani ka thënë se sadekatul-fitrin e kanë për obligim ta dhënë të gjithë, duke shtuar se shuma që duhet dhënë nis nga 2 euro për person.

"Bashkësia Islame e Kosovës dhe Bashkësitë nëpër botë e kanë parë të arsyeshme që të bëhet një lloj klasifikimi i shumës se sa duhet të jepet sadekatul-fitri për ata njerëz që agjërojnë. Shuma duhet të niset prej 2 eurosh, pastaj mund të jetë 3, 4 e deri në 10 euro. Klasifikimi bëhet në bazë të familjes që agjëron e jo të personave që ne i japim. Sadekatul-fitrin e kemi për obligim ta japim të gjithë, sepse e kemi arritur atë shumën që është e mjaftueshme, dhe kjo nuk kërkohet gjatë gjithë vitit por vetëm për këtë muaj", ka thënë ai.

Sinani ka përmendur kategoritë të cilave duhet dhuruar sadekatul-fitri.

"Janë tetë kategori që janë përmendur në Kuranin famëlartë, se kujt duhet dhënë vitri. Pra edhe sadakaja e zekati të cilin e kemi si obligim ta japim për shkak të pasurisë që zotërojmë, Allahu thotë

**Në Medresen e Prishtinës janë bërë mbi 1 mijë mbledhje gjatë kohës së okupimit serb në Kosovë. Pra të gjitha mbledhjet më të rëndësishme në kohën e pushtimit kanë qenë këtu.**

se sadaka vitrat u jepen të varfërve, të ngratëve. Ata të cilët e mbledhin zekatin pra institucioni përgjegjës i cakton njerëzit që e mbledhin zekatin, ku nga ky zekat institucioni ka të drejt që një përqindje të caktuar t'ua jap personave të cilët kanë qenë të angazhuar. Pastaj kemi kategorinë e institucionit të robërisë dhe skllavërisë, që tani nuk ekziston. Por, zekati mund t'u jepet edhe atyre njerëzve që kanë qenë robër, kategoria e njerëzve që janë të zhytur në borxhe edhe atyre mund tu japim, pastaj njerëzve që luftojnë për atdheun e tyre, për lirinë e tyre. Po ashtu mund të jenë edhe nxënësit që studiojnë, që kërkojnë dije. Pra studenti, edhe nëse është i pasur mund t'i jepet zekati, pasi që ai kërkon dije", ka thënë ai, duke bërë thirrje që sadaka vitri të shpërndahet në Bashkësinë Islame të Kosovës.

"Për faktin se Bashkësia Islame e ka edhe Medresen, që nuk ka shkollë të mesme në Kosovë sikurse kjo. Në Medresen e Prishtinës janë bërë mbi 1 mijë mbledhje gjatë kohës së okupimit serb në Kosovë. Pra të gjitha mbledhjet më të rëndësishme në kohën e pushtimit kanë qenë këtu. Përmes sadekatul-fitri që bëhet në Bashkësinë Islame, ne ato para ua japim studentëve në Medrese dhe në fakultet. Pra sadekatul-fitri u jepet të varfërve që në ditën e Bajramit të gëzojnë bashkë me ne",

ka thënë ai.

Ndërsa lidhur me festën e Fitër Bajramit, Sinani ka thënë se kjo festë duhet t'i gjejë të bashkaur të gjithë, duke vizituar njëri tjetrin.

"Dita e Bajramit është një ditë feste, dhe është festë popullore, kjo është gjë e mirë. Ne gjatë një muaji të tërë, kemi bërë sakrificë, kemi agjëruar, aktivitetet tona kanë qenë më të dendura edhe me faljen e namazit, kemi qenë më dorë lirë, ku secili prej nesh është munduar ta ndihmojë ndonjë të varfër në forma të ndryshme. Prandaj edhe Dita e Bajramit duhet të jetë ditë feste, ditë falenderimi për Allahun. Pra ne 30 ditë kemi hequr dorë nga një jetë jo bash e natyrshme, kemi hequr dorë nga pijet, ushqimi, që jashtë muajit të Ramazanit janë të lejuara. Për këtë në natën e Bajramit ne marrim shpërblimin nga Allahu i gjithëfuqishëm sa i përket sevapeve. Preferohet që në këtë ditë të bëhen sa më shumë vizita", ka theksuar ai duke shtuar se në festën e Bajramit duhet të lihen anash inatet e hatër mbetjet dhe të ketë sa më shumë falje për njëri tjetrin.

"Brenda javës ne kemi namazin e xhumas, pra që falet me xhemat, nuk falet vetëm. Arsyeja është që ne të jemi sa më afër dhe ta njohim njëri tjetrin, dhe duke e njohur njëri tjetrin si besimtar ne pastaj jemi më afër njëri tjetrit kur ka halle dhe probleme. Po ashtu edhe namazi i Bajramit nuk falet vetëm, sepse të gjithë besimtarët e kanë për obligim ta falin. Pra nuk mund të jesh besimtar i mirë, e në ndërkohë të mos flas djali me nënën apo me babën, të mos kemi raporte të mirëfillta. Nuk e kemi kuptuar si duhet mesazhin e Bajramit nëse nuk i ruajmë lidhjet tona farefisnore. I bëjë thirrje të gjithë besimtarëve që të gjitha lëshimet, hatër mbetjet t'i falin. Sepse nëse ne i falim më këtë botë, Zoti na i fal në botën tjetër", ka thënë ai./*Telegrafi*/

**Mr. Muzaqete Kosumi**

# Vlera e lartë e Nënës

Nëna ime ishte gruaja më e bukur që pashë ndonjëherë. Për gjithçka që unë jam, i jam borxhli nënës sime. I atribuoj të gjithë suksesin tim në jetë, në edukimin moral, intelektual dhe fizik që kam marrë prej saj. -Xhorxh Uashinton

## Kush mund të përcaktojë vlerën e nënave?

Është në të vërtetë e pamundur për ta bërë këtë. Për të vënë në fjalë se sa të vlefshme janë nënat në botë është përtej çdo njeriu. Fryti i punës së amësisë i thotë të gjitha. Çdo ditë në të gjitha kulturat dhe shoqëritë, fryti i fuqishëm i amësisë po jeton në të gjithë botën, duke e formuar botën. Nënat vërtet janë, së bashku me baballarët, njerëzit më me ndikim në histori.[1]

Ne, nënat vërtet kemi një rol kyç në formimin dhe reformimin e shoqërisë, duke i edukuar fëmijët tanë dhe shoqërinë në përgjithësi ku jetojmë, duke lënë gjurmë në jetët e tyre dhe duke ndikuar me sjelljet tona, mendimet tona dhe edukatën tonë.

Është e pashmangshme kur shikojmë përgjatë historisë se si një nënë ka formuar dhe formësuar liderët që kanë udhëhequr shtete, kompani, ushtri, xhami, etj. Duke qenë ne dhe familja në përgjithësi ndikues për të mirë apo për të keq, disa nga ta kanë qenë udhëheqës të mirë dhe disa kanë qenë udhëheqës të dobët. Sa më i dashur dhe i vlerësuar të jetë ndier në vitet formuese fëmija, aq personalitet më të fortë ka sot, dhe është rezultati i edukimit familjar, prindëror, që ka sjellë një lider të fuqishëm, i cili mund të marrë vendime të mençura për fuqizimin e njerëzve që ata po udhëheqin duke u shtuar atyre vlerë dhe respekt dhe duke i ndihmuar ata të arrijnë potencialin e tyre të plotë. Ne, si nëna dhe gjyshe po rritim fëmijët që janë njerëz me ndikim në çdo aspekt ashtu siç ishim ne përgjatë rritjes dhe edukimit të tyre në periudha të caktuara.

Fëmijët tanë nuk duhet të rriten për të qenë krerët e shteteve, kompanive etj, por që të jenë njerëz me ndikim. Si nëna, ne jemi trajnerë personalë që ndihmojmë dhe ndikojmë në formimin e brezave të ardhshëm; ne mund të bëjmë të gjitha ndryshimet në atë se si do të duket bota e ardhshme. A nuk është kjo vërtet mahnitëse?!

## Disa ajete dhe hadithe rreth vlerës së prindërve, sidomos të nënës

Islami e vlerëson lart të qenët prind, dhe sidomos mëmësinë, dhe fëmija duhet të respektojë pa fund prindërit e tij, qofshin ata edhe jomyslimanë, por jo në aspektin e mosbesimit të tyre, por në çështjet e kësaj bote

dhe në gjërat që nuk bien ndesh me parimet fetare islame, këtë e kuptojmë edhe nga ajeti 15 në suren Llukman, ku Allahu xh.sh. thotë: "E nëse ata të dy tentojnë që ti të më përshkruash Mua shok, për çfarë ti nuk ke kurrfarë fakti, atëherë mos i respekto ata, po në çështjet e jetës së kësaj bote të kesh mirëkuptim ndaj tyre, e ti ndiqe rrugën e atij që është kthyer kah Unë, pastaj kthimi juaj është tek Unë, e Unë do t'ju njoh me atë që keni punuar."

Poashtu në ajetin 14 të sures Llukman, Allahu xh.sh.thotë: "Ne njeriun e kemi urdhëruar për (sjellje të mira ndaj) prindit të vet, sepse nëna e vet atë e barti me mund pas mundi dhe pas dy vjetëve ia ndau gjinin. (E porositëm) Të jesh mirënjohës ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve të tu, pse vetëm tek Unë është kthimi juaj."

Allahu i Madhëruar thotë në Kuranin Famëlartë: "Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!" mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti.

**Pejgamberi, a.s. ka premtuar Xhennetin për ata që sillen mirë me nënën e tyre, duke thënë: "Xhenneti është nën këmbët e (nënës) tyre"**

Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!" El-Isra.

Në një hadith që e transmeton Muslimi, Profeti a.s. thotë: "Është i poshtëruar, është i poshtëruar, është i poshtëruar ai i cili arrin moshën madhore e të dy prindërve të tij, ose të njërit prej atyre dyve dhe nuk futet në Xhenet!" Kjo tregon qartë se shpërblimi qëndron pikërisht te respekti dhe nderimi i prindërve tanë, sidomos nënës, e cila është munduar çdo herë dhe në çdo moment të mbrojë, të gëzojë, rehatojë dhe të lumturojë fëmijët e saj.

Pejgamberi, a.s. ka premtuar Xhennetin për ata që sillen mirë me nënën e tyre, duke thënë: "Xhenneti është nën këmbët e (nënës) tyre"

Në një hadith tregohet se dikush pyeti: "O i Dërguari i Allahut! Cili njeri meriton më shumë shoqërinë dhe kujdesin tim? Profeti (alejhis-salatu ues-selam) tha: "Nëna jote." Pasi e përsëriti këtë tri herë, tha: "Pastaj babai yt, pastaj ata që janë më të afërm."Buhariu dhe Muslimi Pejgamberi a.s. ia premton Xhennetin atij i cili i edukon bukur tri bija – vajza. Transmeton Ukbe ibn Amir, r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Kushdo që i ka tri vajza dhe është i durueshëm me to, kujdeset, i ushqen dhe i veshëmbath nga puna e tij, do të ketë një perde kundrejt zjarrit në Ditën e Gjykimit!" (Bejhekiu) Në një version tjetër thuhet se të njëjtin shpërblim do ta ketë edhe ai që i edukon dy vajza, madje edhe ai që edukon një vajzë.



## Fuqia dhe ndikimi i nënave në familje dhe shoqëri

"Është një grua në fillesën e të gjitha gjërave të mëdha."- De Lamartin

Nënat mund të kenë një ndikim pozitiv në shoqëri duke rritur fëmijë që e dinë se kush janë dhe duke i mësuar ata që të jenë qytetarë të përgjegjshëm dhe të respektueshëm.

Fëmijët i shohin nënat e tyre dhe shpesh imitojnë sjelljen e tyre. Është me rëndësi të madhe që nënat të japin një shembull pozitiv për fëmijët e tyre. Thënia hipokrite e vjetër, "bëj si them, jo si bëj unë", nuk do të funksionojë. Fëmijët shpesh përsërisin çfarëdo sjelljeje që ata vëzhgojnë, pavarësisht se çfarë u është thënë.

Nëse doni që fëmijët tuaj të jenë të respektueshëm, vetë ju duhet të jeni respektues. Duhet të jeni të respektueshëm ndaj bashkëshortit tuaj, drejtuesve, ligjit dhe të tjerëve sikurse janë mësuesit dhe të moshuarit. Edhe nëse nuk pajtoheni me diçka, ju ende mund të gjeni një mënyrë për të qenë e sjellshme dhe e respektueshme. Qëndrimet tuaja do të reflektohen përmes fëmijëve tuaj. Gjithashtu, nëse doni që fëmijët tuaj të të respektojnë, ju duhet t'i respektoni ata.

Nënat janë forca kryesore e shtëpisë. Çfarë ndodh në shtëpitë individuale mund të ndikojë në shoqëri, si në aspektin pozitiv ashtu edhe në atë negativ. Ne duhet të kultivojmë shtëpi të shëndetshme dhe funksionale për fëmijët tanë.

'As burri dhe as gruaja nuk janë të përsosur ose të plotë pa njëri-tjetrin. Prandaj, asnjë martesë ose familje, asnjë lagje ose vend nuk ka gjasa të arrijë potencialin e tij të plotë derisa bashkëshortët, nënat dhe baballarët, burrat dhe gratë të punojnë së bashku në unitetin e qëllimit, duke respektuar dhe mbështetur anët e forta të njëri-tjetrit."- Sheri L. Dew[2]

**Sado që ne përpiqemi, ne kurrë nuk mund t'i shpërblejmë nënat tona për atë që kanë bërë për ne, por ne mund të përpiqemi të paktën, dhe gjithashtu t'i kërkojmë Allahut që t'i shpërblejë ato për ne.**

Nuk thuhet kot që pas çdo burri të suksesshëm ekziston një grua e suksesshme dhe mbështetëse, por kjo vlen dhe anasjelltas, pas çdo gruaje të suksesshme qëndron një burrë i suksesshëm dhe mbështetës. Asnjë grua, sikurse dhe asnjë burrë, nuk mund të jetë e suksesshme dhe me ndikim pa mbështetjen e familjes dhe rrethit ku jeton.

Gratë për nga natyra e tyre njihen si persona multi-task (që mund të kryejnë shumë detyra në të njëjtën kohë) dhe kjo u jep vlerë nëse ato e shfrytëzojnë këtë dhunti si në shtëpi ashtu dhe në punë, duke bërë punë të mëdha në rend të parë për familjen dhe pastaj për shoqërinë.

Gratë janë shumë më të qeta në vendimmarrje, më dyshuese, më kërkuese dhe më konkurrente. Ndoshta gratë nga natyra e tyre janë edhe shumë më të pavendosura se burrat, por kjo është pikërisht një nga arsyet pse marrin vendime më të pjekura, sepse kërkojnë më shumë informacione, e përpunojnë më shumë atë dhe kërkojnë zgjidhjen më të mirë. Gratë vendimmarrëse kanë dhe kurajën më të madhe për të rrezikuar dhe dinë të motivojnë stafin. Nisur dhe nga instinkti i mëmësisë dinë të dallojnë nevojat e shprehura dhe të pashprehura të stafit, mënyrat më të mira të motivimit dhe ngritjes së kulturës në ndërmarrje.[3]

## 10 arsye të mrekullueshme për të qenë mirënjohës për nënën tënde

1. Nëna juaj ju ka mbajtur për 9 muaj duke vuajtur dhimbje pas dhimbjeje.
2. Gjatë kësaj kohe, ajo nuk mund të hante për shkak teje! Nuk mund të flinte për shkak teje!
3. Kur ishe fëmijë, ajo kaloi çdo minutë të jetës së saj duke u kujdesur për ty!
4. Ajo fjeti vetëm pasi ti fjete! Ajo hëngri vetëm pasi ti kishe ngrënë!
5. Ajo ishte e duruar dhe të donte ty edhe kur qaje gjithë natën dhe gjithë ditën!
6. Ajo të mësoi se si të ecësh, si të flasësh, si të hash, ajo të mësoi se si të jetosh!
7. Kur sëmureshe, ajo kujdesej për ty!
8. Ajo gjithmonë gatoi dhe përgatiti ushqim për ty!
9. Ajo të blinte gjithçka që kërkoje!
10. Ajo ju donte dhe ju do pa kushte![4]

Pra, sado që ne përpiqemi, ne kurrë nuk mund t'i shpërblejmë nënat tona për atë që kanë bërë për ne, por ne mund të përpiqemi të paktën, dhe gjithashtu t'i kërkojmë Allahut që t'i shpërblejë ato për ne. Nënat tona janë me të vërtetë një begati e madhe nga Allahu. Ne duhet ta vlerësojmë këtë begati sa më shumë që mundemi. Përderisa nënat tona janë gjallë, ne kemi një mundësi të artë për t'ia garantuar vetes parajsën dhe suksesin në këtë botë.

*1. https://www.littlemiracles.com.au/the-value-of-mothers/. 2. https://www.brainyquote.com/quotes/sheri_l_dew_679111?src=t_women. 3. MSc. Daniela Beqiri (shenaj), Roli i grave në vendimmarrje (barazia gjinore), pavarësia Scientific Journal, Mars 2018. 4. http://www.islamicinformation.net/2008/05/mother-islamic-perspective.html.*

Nashit Ferati

# Rendi i ri botëror në raport me paqen

Rendi i ri botëror është një term që përdoret, që nënkupton një shoqëri të fuqishme dhe sekrete, që ka hedhur themelet për të pushtuar botën, nëpërmjet të një qeverisjeje të vetme botërore.

Paqja, liria dhe drejtësia, si qëllime të politikës ndërkombëtare, janë linja udhëheqjeje në angazhimin për zgjidhjen e konflikteve dhe problemeve. Kjo gjë vlen edhe për rregullimin e marrëdhënieve në mes të shteteve[1]

Rendi i ri botëror me të vërtetë është ideja e madhe, ku kombet e ndryshme po afrohen në një qëllim të përbashkët, vetëm SHBA-ja i ka edhe gjendjen morale dhe mjetet për përmbajtjen e tij (George Bush – 1991).[2]

Përkrahës të kësaj teorie mund të tregojnë në njëfarë shkalle kush bën pjesë në këtë grup apo shoqëri e cila po punon të vendosë rendin e ri botëror. Shumë familje të njohura si Familja Rotshild, Familja Rokfeler, Morganët, Kisingerët, Shrëderët dhe DuPontët, si edhe monarkë evropianë mendohet të jenë anëtarë të rëndësishëm të kësaj shoqërie. Teoria poashtu beson që të gjithë personat e rëndësishëm në skenën ndërkombëtare të botës së bankës, tregut, arteve, zbavitjeve, dhe mjeteve të komunikimit të masave janë anëtarë të kësaj shoqërie.[3]

Qëllimi i tyre është të efektojnë kontroll të plotë dhe totalitar mbi çdo qenie njerëzore në këtë planet dhe reduktimin e popullatës prej 5.5 miliardë. (ky shkrim është bërë para disa vjetësh. Sot popullata e globit numëron mbi 6 miliardë).[4]

Kjo do të thotë se, për shkak të mungesës së të tjerëve, Shtetet e Bashkuara të Amerikës mbeten një superfuqi e vetme bashkëkohore dhe kjo përbën situatë që bota nuk ka parë qysh nga rënia e Perandorisë Romake në epokën antike.

**Një renditje e re botërore ka për qëllim kontrollin ndërkombëtar të armatës, armatimit, tatimeve, sistemit arsimor dhe absolutisht mbi të gjitha aspektet.**

Rendi i Ri Botëror po paralajmërohet për të satën herë. Si i tillë ai ka hyrë në një epokë të re historike. Rënia e sistemit bipolar u karakterizua nga një ndryshim i madh i parametrave të strukturës së sistemit ndërkombëtar, me këtë rast u shtrua nevoja e ndërtimit të një sistemi të ri.

Një renditje e re botërore ka për qëllim kontrollin ndërkombëtar të armatës, armatimit, tatimeve, sistemit arsimor dhe absolutisht mbi të gjitha aspektet. Sulmi terrorist i 11 shtatorit hapi një kapitull të ri në rivlerësimin e prioriteteve në fushën e sigurisë, jo vetëm në SHBA, por në të gjithë botën. Theksi u vu në luftën globale kundër terrorizmit ndërkombëtar.

Mirëpo, pas 11 shtatorit ribërja e rendit botëror hap një kapitull të ri edhe në këtë aspekt, ku vënë



dukje përplasjen e qytetërimeve që përmend Samuel Hungtinton mbi rrugën e krijimit të një rendi botëror, duke i dhënë një mbështetje mendimit të tij. Kjo ngjarje përveçqë mund të merret si argument për përplasjen e civilizimeve, merret edhe si një qasje tjetër ndaj fenomeneve të ndryshme e sidomos një qasje krejt ndryshe për krijimin dhe garantimin e sigurisë kolektive.

Pra 11 shtatori vë në dukje dhe e rithekson nevojën e krijimit të një rendi të ri botëror.[5]

Mbase për 11 shtatorin mund të flitet si për ngjarjen e parë të historisë mbarëbotërore në kuptimin e ashpër: përplasja, eksplozimi, rrëzimi i ngadalshëm-gjithçka që atje më nuk ishte hollivud, por një realitet mizor, i cili ngjante me plot kuptimin e fjalës mu përpara syve të publikut mbarëbotëror. Terrorizmi, të cilin e lidhim me emrin e Al Kaidës, e bën të pamundur identifikimin e kundërshtarit dhe vlerësimin e vërtetë të rrezikut, kjo pamundësi konceptimi i jep atij një kualitet të ri.[6]

Spekulimet mbi llojet e ndryshme të terrorizmit nuklear, për një strategji lufte biologjike apo kimike, e nxjerrin në pah vetëm paaftësinë e qeverisë amerikane, të paktën për t'i përcaktuar përmasat e rrezikut, këto ishin pretekse dhe shkaqe që SHBA-ja sulmoi Irakun, Afganistanin, duke pretenduar rrëzimin me forcë të qeverisë së Talibanit, e cila qeveri e ka shtypur në mënyrën më mizore popullin afgan në përgjithësi, dhe gjininë femrore në veçanti, kërkesa legjitime për ta dorëzuar Bin Ladenin, kurse Irakun sulmoi me pretekst të posedimit të armëve bërthamore, i cili argument nuk u vërtetua deri më sot.

Sot sistemi ndërkombëtar nuk ballafaqohet me ideologjinë e Luftës së Ftohtë, në mes socializmit dhe kapitalizmit, megjithatë në horizont duken daljet e ideologjive të reja, të cilat mund të shndërrohen në konfrontime të reja ndërkombëtare. Lufta e Ftohtë përbënte realizimin fantastik të teorisë se tyre, e cila thotë që barazimi i fuqive të dy poleve sjell një sistem ndërkombëtar të paluhatur ku mbizotëron paqja (nuk kemi përleshje. Psikologjia e Luftës së Ftohtë u bazua te e ashtuquajtura teori "fusha e shumës zero". Sipas këtaj teorie përfitimi i njërit pol fuqie do të thotë humbje për polin tjetër. Kështu të dy polet (BS-SHBA) hynë në një konkurrencë me njëri-tjetrin kush të mund të dalë më i fituar.

Gjatë Luftës së Dytë Botërore, qëllimi kryesor i aleatëve antifashistë ishte fitorja ndaj Gjermanisë naziste. Mirëpo, kur lufta mbaroi dhe Gjermania kapitulloi, problemet kryesore që do të shfaqeshin pikërisht në Gjermani, ishin problemet ideologjike të cilat dilnin në pah. Më 4 deri më 11 shkurt të vitit 1945, mbahet Konferenca e Jaltës ndërmjet Stalinit, Ruzveltit dhe Çërçillit. Me vendosjen për ndarjen e Gjermanisë, de fakto Evropa dhe bota u ndanë në dy kampe të ndryshme ideologjike. Por edhe pse u formua shteti komunist gjerman, fluksi i njerëzve nuk do të ndalej derisa të ndërtohej muri famëkeq i Berlinit që do të kthehet në simbol të Luftës së Ftohtë. Në shtator të vitit 1982 në postin e Kancelarit të Republikës Federale Gjermane zgjidhet Helmut Kohl me një program politik tepër ambicioz. Politika e Reganit ishte e qartë: Bashkimi Sovjetik do të mund të mposhtej vetëm nëpërmjet kërcitjes së dhëmbëve. Tek Kancelari Kohl, Presidenti Regan gjeti një njeri të vendosur dhe që mund t'i besohej bashkëpunimi më i ngushtë. Bashkimi Sovjetik ishte në prag të një katastrofe ekonomike në fundin e viteve '80 dhe ristrukturimi dhe hapja ndaj ekonomisë së tregut ishin të pashmangshme. Gara për armatim me Shtetet e Bashkuara të Amerikës doli shkatërrimtare për ekonominë sovjetike. Tashmë e gjithë vëmendja do të përqendrohej në Gjermani aty dhe ku kishte filluar lufta e ftohtë. Natën e 9 nëntorit 1989 mijëra vetë u mblodhën pranë Murit nga Gjermania Lindore. Ata kërkonin të dilnin në Perëndim, urdhri për të qëlluar mbi turmën nuk erdhi kurrë, por tani muri e humbi rëndësinë e vet. Ai u shkatërrua për të mos u rindërtuar më.[7]

Mbi këtë bazë, një gjë e tillë mund të prodhojë ndarje të reja ideologjike, të cilat do të reflektojnë në mes të fuqive të mëdha, duke krijuar rigrupime dhe polarizime të reja që do të vënë në rrezik rendin e ri botëror ende pa lindur mirë.

Nga kjo analizë mund të kunkludojmë se lufta e ftohtë, ishte dhe do të mbetet një kapitull shumë i veçantë dhe i rëndësishëm në historinë e njerëzimit. Një luftë bashkëkohore, e stërngarkuar me armatim, që asnjëherë nuk u fut në përdorim në mes të dy ideologjive. Mirëpo, fati dhe koha po ecte në anën e demokracive perëndimore, duke mos lejuar të ndodhte një luftë shkatërrimtare, por duke e përfunduar këtë luftë me anë të mjeteve politike e diplomatike, të cilat në fund sollën paqe dhe rend të ri në botë.[8]

Të ndodhur përballë një epoke të re globale, antagonizmat dhe konfrontimet ideologjike rrisin shkallën e mundësisë së kërcënimeve ndaj sigurisë globale. Periudha e tranzicionit, nga bipolariteti në unipolaritet dhe nga unipolariteti në multipolaritet, gjatë dy dekadave të fundit u karakterizua nga turbulenca të mëdha.[9]

*1. PërkthyerngaProf. dr. Ali Pajaziti, Etika politike: shtetërore, diplomatike dhe ndërkombëtare, f.19, Shkup/Tetovë, 2010. 2. Prof. Savash Veliu, Komentim mbi Civilizimet,f.110,Tetovë 2007. 3. http://sq.wikipedia.org/wiki/Rendi_i_ri_botëror. 4.http://www.explorerunivers.com. 5..http://mesazhiislam.org. 6. Jurgen Habermans, Perëndimi i Përçarë,f.15, Shkup 2005. 7. http://sq.wikipedia.org/wiki/Lufta_e_ftoht. 8. http://sq.wikipedia.org/wiki/Lufta_e_ftoht. 9. http://lajmpress.com.*

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Shkaqet e ngacmimit të të rejave nga të rinjtë

Një lloj tjetër i ngacmimeve është: në rrugë, në tregje dhe në vendet publike, shihen të rinjtë, të cilët janë mendjelehtë, i ndjekin e shkojnë pas grave dhe të rejave, me fjalë ofenduese e të fëlliqura, që tregon për humbjen e turpit.

## Dukuri të turpshme në mesin e të rinjve

Libri lexohet prej titullit e rinia është titulli i popullit. Për këtë arsye, më vjen keq kur i shoh disa dukuri të këqija në mesin e të rinjve të popullit tonë, në vendet tona myslimane. Gjejmë dukuri që i tronditin zemrat, për shkak të të cilave akoma më vijnë shumë letra, me dhjetëra letra prej tyre ankohen për shkak të ngacmimeve të të rejave në pubertet e në adoleshencë, për shkak të ngacmimeve të grave në shtëpitë e tyre nëpërmjet telefonave nga ana e të rinjve.

E reja, ballafaqohet me telefonatat njërën pas tjetrës e të cilat e shqetësojnë atë, ndonjëherë ballafaqohet me fjalë të fëlliqura e të turpshme e herëve të tjera ballafaqohet me fjalë të ëmbëlsuara e të rreme, përpiqen që me këto fjalë ta përfitojnë zemrën e së rejës naive.

Pastaj janë shtuar problemet, një lloj tjetër i ngacmimeve në rrugë, në tregje dhe në vendet publike, shihen të rinjtë, të cilët janë mendjelehtë, i ndjekin e shkojnë pas grave dhe të rejave, me fjalë ofenduese e të fëlliqura, që tregon për humbjen e turpit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet, nga fjalët (urtitë) që bota i ka mbajtur mend nga predikimet e pejgamberëve të mëparshëm është: Kur nuk turpërohesh, atëherë vepro ç'të duash!" (Buhariu, Ahmedi, Ebu Davudi dhe Ibën Maxhe nga Ibën Mes'udi r.a.), do të thotë: ai që e humb turpin dhe nuk turpërohet prej Allahut, as prej vetvetes e as prej njerëzve të tjerë, atëherë le të bëjë ç'të dëshirojë, sepse në të nuk ekziston ajo që do ta parandalonte. Ai nuk ka moral, as ndërgjegje e as turp. Nuk ka moral që ta parandalojë, as mendje që ta ndalojë e as frikë që ta frenojë.

**Sikur ata të mendonin ashtu siç mendonin as'habët e rinj dhe të rinjtë e gjeneratave të para, nuk do kishin bërë atë që bëjnë, por vetet i kanë të zbrazëta prej të gjitha aspiratave.**

Këto dukuri nuk duhet të ndodhin asnjëherë në shoqëritë tona myslimane. Këto gjëra nuk ndodhin as në vendet që nuk besojnë, por edhe nëse ndodh një gjë e tillë, zakonisht bëhet në marrëveshje të të dy palëve. Mirëpo, të vrapojë i riu pas së rejës, apo burri pas gruas, një gjë e tillë nuk ndodh.

## Besimi i dobët

Gjëja e parë në të cilën aludon kjo dukuri është besimi i dobët, feja e dobët, dhe se këto ndërgjegje janë zbrazur nga devotshmëria. Sikur t'i frikësohen Allahut këta njerëz dhe këta të rinj, ta presin llogarinë e Tij, t'i frikësohen Ahiretit, nuk do t'i bënin këto gjëra, e as nuk do të kishin guxuar të bënin atë që bënë, por zemrat e tyre janë pa besim dhe pa devotshmëri.

## Morali i dobët

Gjëja e dytë në të cilën aludon kjo dukuri është dobësia e moralit, e njerëzisë dhe e burrërisë, sepse njeriu i ndershëm e me moral të çmuar nuk e bën këtë, dhe as nuk e pranon, pasi që ai frikësohet se, nëse këtë ua bën vajzave të njerëzve të tjerë, të njëjtën gjë t'ia bëjnë vajzave të tij. Popujt ngrihen me moral e, nëse morali zhduket, edhe ata do të zhduken.

## Zbrazëtia shpirtërore nga shembujt e mëdhenj

Kjo dukuri aludon në shpirtrat e zbrazët nga shembujt e mëdhenj. Sikur ata të kishin ambicie, sikur të jetonin për ideale të mëdha, për qëllime të mëdha, për misionin

të cilin do ta kryenin në jetë, nuk do të mendonin në gjëra absurde. Mirëpo, këta njerëz nuk janë të lidhur për idealet e mëdha.

Sikur ata të mendonin ashtu siç mendonin as'habët e rinj dhe të rinjtë e gjeneratave të para, nuk do kishin bërë atë që bëjnë, por vetet i kanë të zbrazëta prej të gjitha aspiratave. Sikur ata të paktën të interesoheshin për ndonjë gjë që u bënë dobi, rreth ndonjë sporti që do t'u forconte trupin e tyre, rreth ndonjë libri të dobishëm që do ta lexonin, apo ndonjë hobi, duke punuar në ndonjë organizatë shkencore, bamirëse apo sociale, në të cilën do ta zbraznin fuqinë e tyre.

Sikur të merreshin me këto gjëra, nuk do të ecnin nëpër rrugë së koti. Këto gjëra na japin të kuptojmë se ekziston vakum i madh te të rinjtë, jo vetëm në kohë por edhe në shpirt, kjo është më e rrezikshmja.

## Dobësia e edukimit familjar që nga vegjëlia

Sjelljet e tilla na tregojnë për mosedukim dhe orientim të gabuar, si dhe edukimin e dobët te ne. Pas këtij të riu, po të ekzistonte prindi i cili do të ndiente përgjegjësinë e tij ndaj fëmijës së vet, që do të kujdesej dhe do ta udhëzonte drejt; që do ta edukonte fëmijën e vet nga vegjëlia për devotshmëri, për vlerat fetare, i cili në të do të mbillte dashurinë për të mira dhe urrejtjen ndaj të këqijave, që do ta mësonte fëmijën e vet se kjo lejohet e tjetra ndalohet, kjo është hallall e tjetra haram, që do ta mësonte fëmijën e vet që të falej; pra, po të ishte familja që kujdeset dhe interesohet për edukimin dhe arsimimin e tij, nuk do të ndodhnin këto gjëra.

Kjo dukuri është korrje e mbjelljes së keqe, ky është rezultat i proceseve

**Gruaja e cila është e ndershme dhe e reja e cila i përmbahet edukatës islame në zbukurimin e saj, në rrobat e saj, në ecjet dhe lëvizjet e saj, në fjalët e saj dhe në shikimin e saj, e tilla nuk mund ta tërheqë askënd.**

të mëparshme. Të gjithë do të japin rezultatet e veta, ai që mbjell keq do ta korrë vetëm të keqen.

Fatkeqësisht, nuk ekziston interesim, mungon mbikëqyrja familjare. Fëmija nuk fle deri në mesnatë, ku e kalon ai natën? Prindi i tij nuk di asgjë për të, nuk e njeh asnjë prej shokëve të tij. Familja është e pakujdesshme, nuk kujdeset për fëmijët e vet. Është e nevojshme të ekzistojë një mbikëqyrje dhe përgjegjësi e zgjuar.

Detyrë e prindërve nuk është vetëm që të lenë pasardhës, djem e vajza e pastaj t'i lënë të lirë, e nuk dinë asgjë për ta. Jo, Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët" (Et-Tahrim, 6).

Gjithashtu, je i obliguar që fëmijëve të tu t'ua sigurosh ushqimin, pijen, veshmbathjen. Siguroju atyre arsimimin dhe edukimin e mirë. Pejgamberi a.s. thotë: "Gjëja më e mirë që prindi mund t'ia sigurojë fëmijës së vet është edukimi i mirë" (Tirmidhiu nga Am'r ibën Seid ibën A'si).

## Dobësia e edukimit shkollor

Ekzistojnë të meta dhe lëshime edhe në edukimin shkollor. Shkolla nuk e përmbush më detyrën e vet në udhëzimin e fëmijëve kah e mira dhe në edukimin e virtyteve






të tyre. Siç duket, shkolla është bërë vendi në të cilën takohen fëmijët, që t'i mbushin kokat e tyre me informacione të caktuara, që do t'i shprehin në ditën e provimit në letra, pa patur ndonjë ndikim mësimet që i kanë marrë në arsimimin e intelektit të tyre, apo në edukimin e shpirtrave të tyre apo ngritjen e sjelljes së tyre. Në të shumtën e rasteve, fëmija e ka humbur mësuesin që është shembull për nxënësit e vet.

## Dobësia e mbikëqyrjes sociale dhe shoqërore

Krahas mungesës së mbikëqyrjes familjare, ekziston edhe mungesa e mbikëqyrjes shoqërore, pasi që edhe opinioni publik është përgjegjës në Islam. Krahas ndërgjegjes individuale, duhet të ekzistojë edhe ndërgjegjja e zgjuar kolektive, ku do të afirmohet e mira e do të mohohet e keqja, e nëse ekziston ndonjë e keqe në shoqëri, patjetër që opinioni publik duhet të ndërhyjë. Mirëpo, nëse çdo njeri thotë: Çka më intereson mua? Para vetes i sheh çrregullimet dhe i mbyll sytë para tyre e hesht. Si mund ta lësh të keqen para vetes e të mos flasësh?! Përse njerëzit nuk u mohojnë atyre të cilët kanë sjellje të pahijshme nëpër rrugë?

Po të ekzistonin njerëz të cilët do të zemëroheshin kur të bëhet ndonjë e ndaluar, e nuk do të heshtnin për atë, asnjëri prej tyre nuk do të kishte guximin ta bënte një gjë të tillë. Mirëpo, njerëzit janë pasivë, çdonjëri thotë: vetja, vetja. Shoqëria myslimane është përgjegjëse për atë që ndodh në të.

## Përgjegjësia e të rejave në zbukurimin dhe sjelljet e tyre

Ekziston edhe një fakt që duhet të theksohet, ky fakt është se shumë nga gratë dhe të rejat të cilat dalin nëpër rrugë, nëpër qendrat tregtare dhe nëpër tregje, dalin me pamjen që i tërheqin të tjerët duke reflektuar tek ta.

Gruaja e cila është e ndershme dhe e reja e cila i përmbahet edukatës islame në zbukurimin e saj, në rrobat e saj, në ecjet dhe lëvizjet e saj, në fjalët e saj dhe në shikimin e saj, e tilla nuk mund ta tërheqë askënd. Kur të turpërohet gruaja dhe t'i veshë rrobat e saj sipas sheriatit (rregullave islame), ajo njihet se është grua serioze dhe e përmbajtur, apo e re që u përmbahet rregullave të islamit, kështu që askush nuk e shqetëson atë.

Mirëpo, shumë të reja, u japin guxim të rinjve që në zemrat e tyre kanë sëmundje, sëmundjen e epshit dhe të instinktit seksual, që të shkojnë pas tyre, me sjelljet e tyre ato i tërheqin kah vetja qoftë me fjalë apo me lëvizje.

## Përgjegjësia e medieve

Mediet gjithashtu janë përgjegjëse për atë se shfaqin filma, seriale, fotografi, këngë dhe skena të cilat zgjojnë pasionin dhe ndjenjat. Saqë disa psikologë janë të mendimit se instinkti seksual është instinkti më i zgjuar te njeriu dhe se ai nuk ka nevojë për zgjimin e tij.

Ç'do të bëhet kur të ekzistojnë gjëra që e nxisin epshin nëpërmjet fotografive, fjalëve, melodive, këngëve, tregimeve, dramave dhe serialeve?! Të gjitha këto gjëra i stimulojnë dhe i tërheqin të rinjtë, dhe patjetër që ato do të gjejnë shprehje në ndonjë sjellje.

## Bashkëpunimi i të gjitha institucioneve

Atëherë pra, të gjithë janë përgjegjës, dhe se të gjithë duhet të bashkëpunojnë për t'u rezistuar këtyre dukurive negative: familja, shoqëria, shteti, mediet, institucionet për ruajtjen e të rinjve, shkollat, universitetet dhe xhamitë. Të gjitha këto institucione duhet të bashkëpunojnë për këtë mbikëqyrje. Nuk lejohet që disa të ndërtojnë e të tjerët të shkatërrojnë, sepse kështu nuk mund të arrijmë në asnjë rezultat. Për këtë arsye, të gjithë duhet të bashkëpunojmë për pengimin e këtyre rrymave të futura në shoqëritë tona, të cilat nuk përputhen me moralin tonë, as me fenë tonë, as me kulturën tonë e as me traditat tona.

Ne jemi pasues të bashkësisë më të mirë, bashkësisë së Pejgamberit a.s., as'habëve, tabi'inëve dhe të shekujve më të mirë. Bashkësia e cila e çliroi botën me drejtësi, bamirësi, shkencë, besim, virtytet dhe me moral. Kjo bashkësi nuk duhet të lihet në duart e të pasinqertëve që të luajnë me të dhe t'i zhdukin potencialet e saj. Duhet të kujdesemi për të me edukim, mbikëqyrje të mirë, orientim të drejtë dhe me ndëshkim kur të ketë nevojë.

*Përktheu: Dr. Faruk Ukallo,*

*(Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëllimi IV).*

Dr. Miran Sadiku - Sociolog

# Abuzimi seksual i të miturve

Si definohet përdhunimi apo abuzimi seksual i të miturve në aspektin social, cilat janë shkaqet që shpiejnë të viktimizohet një vajzë e mitur (jo rrallë herë edhe mashkull), kush janë keqbërësit, roli i familjes, shoqërisë etj?

Në janar mediet raportuan mbi rastin e abuzimit seksual të një 13-vjeçareje nga Kavaja, fillimisht nga shoku më i afërt i saj, për të vazhduar pastaj shokët e tij, të cilët e kishin shantazhuar në mënyra të ndryshme. Si për të mos u mjaftuar me kaq, djemtë kishin plane për ta "shitur" atë tek persona të tjerë, më qëllim përfitimi material. Dhe tek pastaj donin ta mbyllnin si "muhabet", sipas raportit të policisë së Shqipërisë, përkatësisht deklarata e njërit prej djemve.

Në Kosovë pak ditë më vonë u raportua për një 16-vjeçare nga Drenasi, e cila fillimisht ishte abuzuar me vite seksualisht nga mësuesi i saj, për të vazhduar nga polici hetues, i cili në fakt duhej të hetonte mësuesin për këtë vepër çnjerëzore. Kurse emisioni "Stop" i datës 20 shkurt 2019 informonte edhe për rastin e abuzimit të fëmijëve nga një mësues në Gjakovë.

Por, si definohet përdhunimi apo abuzimi seksual i të miturve në aspektin social, cilat janë shkaqet që shpiejnë të viktimizohet një vajzë e mitur (jo rrallë herë edhe mashkull), kush janë keqbërësit, roli i familjes, shoqërisë etj?

Në Literaturë hasim shumë terma për këtë fenomen, si p.sh:

- keqtrajtimi seksual i të miturve,
- dhunë seksuale ndaj të miturve,
- incest,
- vrasje e shpirtit, etj.

**Sjelljet e shkollareve në fazën e parë të abuzimit (sms, video, apo biseda jo të përshtatshme nga ana e abuzuesit) e deri tek akti i shfrytëzimit seksual janë jo të zakonshëm për një vajzë në përgjithësi e rrallëherë për djem.**

Mirëpo, në hulumtime më së shumti gjejmë termat, si abuzim apo keqtrajtim seksual i të miturve. Pra, në literaturë ka shumë definicione për këtë dukuri dhe kjo varësisht prej fushës së studimit.

Abuzimi seksual i të miturve, sidomos vajzave bëhet rëndom nga të rritur (mbi 18-vjeç), të cilët qëllimisht dhe me vetëdije, shfrytëzojnë një të mitur, për nevoja të tyre seksuale.

Në Austri p.sh raportohet që brenda një viti të jenë abuzuar më shumë së 740 fëmijë, kurse në Gjermani një studim arriti në përfundimin se çdo i dyti nxënës i klasës së 9-të apo të 10-të të jetë ngacmuar të paktën njëherë seksualisht (verbal, sms, foto, prekje në vende të papërshtatshme, etj). Këto janë shifra të evidentuara, ashtu që shifrat reale mund të jenë edhe më të larta, por për një apo arsye tjetër të mos jenë raportuar.



## Definimi

Deri më sot nuk ka një definicion të përgjithshëm, me të cilin do të pajtoheshin që të gjithë studiuesit e shkencave sociale. Në një nga definicionet e përgjithshme për këtë fenomen e gjejmë të përshkruar, si në vijim.

Abuzimi seksual i fëmijëve paraqet një delikt të dhunshëm, tek i cili seksualiteti shërben si mjet për të arritur qëllimin. Ky akt zakonisht është i mirëplanifikuar dhe i vetëdijshëm, të miturit i shkaktohen dhembje, lëndime shpirtërore dhe fizike (Friedrich 1998).

**Gazeta e njohur gjermane "Die Zeit" raporton edhe për raste te shumta, si ai në vijim. Nëse një vajzë vjen në shkollë me pantolla të shkurtra dhe të ngushta, si dhe me syze dielli, ajo perceptohet si një "kurvë e filmave pornografikë".**

## Format e abuzimit seksual

Vendi se ku ndodhin abuzimet seksuale, si fillojnë ato, kush janë keqbërësit, me siguri se janë të shumta dhe të natyrave të ndryshme. Shkolla si vend abuzimi për fëmijët dhe bashkëshkollarët apo mësuesit si abuzues, do të jenë në fokusim tim.

Sjelljet e shkollareve në fazën e parë të abuzimit (sms, video, apo biseda jo të përshtatshme nga ana e abuzuesit) e deri tek akti i shfrytëzimit seksual janë jo të zakonshëm për një vajzë në përgjithësi e rrallëherë për djem. Andaj roli i familjes në këtë situatë është shumë i rëndësishëm.

## Ngacmimi në shkollë

Shkolla është vendi ku më së shumti ndodhin ngacmimet seksuale të të miturve. Gazeta e njohur gjermane "Die Zeit" raporton edhe për raste te shumta, si ai në vijim. Nëse një vajzë vjen në shkollë me pantolla të shkurtra dhe të ngushta, si dhe me syze dielli, ajo perceptohet si një "kurvë e filmave pornografikë". Komentet dhe vlerësimi për veshjen janë përditshmëri në shkollat gjermane. Tërmi "kurvë" përdoret më së shumti nga bashkëshkollarët, kur një nxënëse ka shumë pak rroba në trup.

Djemtë rrëfehen vetvetiu, se me cilën prej vajzave në shkollë do të donin të flinin. Jo rrallëherë ndodh që në orën e notit, t'i prekin ato në vende të papërshtatshme, ti fotografojnë ato, pa pëlqimin e tyre, dhe më pastaj t'i hedhin në rrjete sociale.

Pra, shkolla nuk është i vetmi vend për ngacmime seksuale, ngacmimi vazhdon në rrjetet sociale. Një nga format e manifestimit është edhe dërgimi apo hedhja në rrjete i fotove nudo e të ngjashme. Komentimi i i tyre në formën më vulgare, është pastaj shumë prezent.

Një nxënëse e prekur tregon, se si përmes "snapchat" merr mesazhe të ndryshme, ku asaj i kërkohet të postojë foto nudo e të ngjashme.

## Familja

Psikologu Paul Watzlawick njihet ndër të tjerash edhe për citatin



e famshëm, ku thotë "njeriu nuk mundet që të mos komunikojë". Më këtë citat ai ka parasysh se është e pamundur të mos këtë komunikim mes njerëzve, pasi ata janë në komunikim të përhershëm. Komunikimi ndodh në mënyrë verbale, por edhe joverbale, sikur që ndodh në mënyrë të vetëdijshme e edhe të pavetëdijshme.

## Shenjat që na bëjnë të mendojmë se fëmija po kalon në një fazë të vështirë

Studimet amerikane tregojnë se deri 40% e viktimave shfaqin në mënyrë të drejtpërdrejtë simptoma apo shenja të çrregullimeve psikike si dhe forma të tjera të sjelljes jo të zakonshme. Mënyra joadekuate e trajtimit të këtyre rasteve mund të shpjerë pastaj në një traumatizim sekondar të viktimës (Stangl 2019).

## Kush janë abuzuesit

Abuzuesit rrallëherë janë njerëz te çuditshëm. Ata ne të shumtën e rasteve janë njerëz të socializuar mirë, shpeshherë edhe me poste publike dhe me interesantja shpesh janë të angazhuar për nevojat dhe dëshirat e të rinjve (Koch & Kruck, 2000, 12).

Abuzuesit e ndaluar arsyetohen me arsyetime dhe gënjeshtra te konstruktuara në mënyrë stereotipe (dips Heiliger). Para gjykatës ata e arsyetojnë veprën e tyre si urgjencë seksuale, pasi sipas tyre nga partneret e rritur nuk marrin mjaft. Pastaj numërojnë problemet e tyre në mesin familjar, puna shumë e lodhshme, fëmijëri të vështirë personale apo e paraqesin veten e tyre si viktima seksuale kur ishin fëmijë.

Në vijim disa karakteristika të abuzuesve duke iu referuar studimeve austriake.

Abuzuesit në 80% të rasteve janë meshkuj. Interesante është fakti se te djemtë numri i abuzuesve femra rritet paksa dhe shkon aty diku 20%.

Pjesa dërrmuese e studimeve arritën në përfundimin se pjesa më e madhe e abuzuesve janë mes moshës 19 deri në 50-vjeç. Ne veçanti meshkujt e moshës 30-39 vjeç abuzojnë me të mitur. Studiuesit sikur kanë një shpjegim, ata janë të mendimit se abuzuesit me moshë më të re nuk kallëzohen te autoritetet.

## Tipologjia e abuzuesve

Në literaturë ka shumë ndarje dhe klasifikime lidhur me tipologjinë e abuzuesve. Në mesin e tyre gjejmë edhe atë sipas Weinberg, sipas Groth, sipas Friedrich, etj.

Friedrich niset nga teza se, nëse dikush bën vepër penale, ai person gjatë fazës së zhvillimit të tij ka përjetuar situata traumatike, të cilat në moshën e rritur mundohet t'i kompensojë. (Schubert 1999).

Friedrich dallon 8 lloje të abuzuesve:

- fëmijëror
- edipiane
- të pubertetit
- të adoleshencës
- "Professor Higgins"
- Pacient mental
- të pleqërisë
- të të paparashikueshmit

## Statistikat

Statistikat paraqesin vetëm numrin e rasteve të paraqitura në organet përkatëse. Siç u përmend, numri i të prekurve në fakt është më i madh. Por, pse nuk raportohen rastet?

Është e arsyeshme dhe sipas rregullit që raste të tilla të paraqiten. Mirëpo, fatkeqësisht, sikur e gjithë kjo nuk duket të jetë kaq e lehtë.

Vajzat të cilat u kundërvihen këtyre sulmeve, shpeshherë vlerësohen si jo "cool" dhe shpesh edhe përjashtohen apo izolohen nga rrethi. Koha në shkollë bëhet për to një ferr i vërtetë. Faktet flasin se rastet e tilla janë në rritje e sipër.

**Parandalimi dhe luftimi i abuzimit seksual të të miturve kërkon strategji dhe projekte të mirëfillta sociale.**

## Rasti X

Një vajzë ishte ngacmuar shpesh nga tre djem të shkollës. Edhe pse ajo u kishte bërë të qartë se ata nuk guxonin ta preknin atë, ata nuk ndaluan, ashtu që vajza lajmëroi drejtorin. Koleget jo vetëm që nuk u solidarizuan me atë, por edhe tallnin dhe e etiketonin si llafazane, etj. Ajo u izolua, vetëm pse u mbrojt prej ngacmimeve, kurse djemtë morën vetëm paralajmërime nga drejtoria. Ata vazhduan të ngacmojnë viktima te tjera edhe në të ardhmen.

## Parandalimi

Fëmijët dhe të rinjtë të cilët ndiejnë veten të lirë, të sigurt dhe të fortë janë me rrallë viktima të abuzimit, por edhe në rast se abuzohen, ata shumë me shpejt kërkojnë ndihmë. Andaj parandalimi më i mirë do të ishte që fëmijët dhe të rinjtë të edukohen në këtë drejtim.

Parandalimi dhe luftimi i abuzimit seksual të të miturve kërkon strategji dhe projekte të mirëfillta sociale. Andaj edhe e meriton të trajtohet në mënyrë të veçantë në prezantime të tjera.

## Myftiu Tërnava takoi administratën e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, me 2 majka takuar administratën e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetarët, kryeimamët, sekretarët dhe arkëtarët. Në këtë takim Myftiu Tërnava çmoi kontributin dhe angazhimin që janë duke dhënë administratat e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, si dheshprehu bindjen se bashkëpunimi, koordinimi dhe komunikimi në vijën zyrtare duhet tështohen në të mirë të avancimit të proceseve dhe në të mirë të këshillave të BI-së. Ai po ashtu ka nënvizuar se raportet këshill-imam dhe anasjelltas, duhet të jenë shumë të mira dhe të gjithë imamët duhet të vizitohen dhe të ndiqet nga afër puna dhe veprimtaria e tyre, në mënyrë që efikasiteti dhe angazhimi të jetë edhe më i madh në të mirë të xhematit që i shërbejnë.Myftiu Tërnava më tutje shprehu falënderime për punën dhe aktivitetin e imamëve që po zhvillojnë në terren duke lutur Zotin për mirëqenien dhe shëndetin e tyre.Ai po ashtu ka përgëzuar administratën dhe imamët për punën dhe në të njëjtën kohë kërkoi nga të gjithë administrataqë gjatë kryerjes së detyrave të tyre, në raportin imam – Këshill – Kryesi, dhe anasjelltas, t'i përmbahen vijës institucionale dhe hierarkike të BIKR-ut, pastaj të ketë bashkëpunim në mes të imamëve, pra në nivel të duhur, si dhe të bëhet bashkërendimi dhe koordinimi i aktiviteteve fetare. Një theks të veçantë, Myftiu Tërnava i kushtoi edhe mënyrës së ligjërimit të imamëve para audiencës, pra paraqitjes së tyre publike.Ai tërhoqi vërejtjen që, gjatë fjalimeve që ata mbajnë, të jenë të matur e të kujdesshëm, dhe të ftojnë në rrugën e Zotit të tyre po sipas porosive të Krijuesit, me urtësi dhe këshilla të mira.Po ashtu Myftiu Tërnavame këtë rast i uroi të gjithë për muajin e Ramazanit duke u lutur që edhe më të shtojnë ibadetet dhe adhurimin dhe të jenë sa më afër xhematit dhe të ndihmojmë shtresat e shoqërisë që kanë nevojë dhe që presin nga ta. *(R.S).*



## Myftiu Tërnava mori pjesë në përvjetorin e dëshmorit të kombit Njazi Rexhepi

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, me 4 maj,mori pjesë në manifestimin përkujtimor me rastin e 20-vjetorit të rënies në Betejën e Koshares të dëshmorit të kombit Njazi Rexhepi nga Sllatina e Epërme e Vitisë, ditën kur edhe është shënuar dita e shkollës së këtij fshati që mban emrin e dëshmorit të përkujtuar.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava mbajti një fjalë rasti, ku pos të tjerash tha se UCK-ja ishte, është dhe do të mbetet deri në Kiamet krenaria e kombit tonë.Ai u argumentua me ajetin kuranor që të potencojë se ata që ranë dëshmorë duke mbrojtur familjen, vatanin, identitetin tonë, ata kurrë nuk do të vdesin, ata i shohim për ditë me syrin e mendjes, shpirtit, andaj ata përherë furnizohen nga begatitë e të madhit Zot dhe janë të kënaqur me atë që u ka dhuruar Zoti, me xhenetin.




Ai po ashtu ka bërë thirrje që të mos braktisen vatrat tona dhe mos të iket nga Kosova, sepse e kemi detyrë dhe obligim që ta mbrojmë vendin tonë dhe ne duhet të kërkojmë më shumë nga qeveria jonë që të hapin më shumë vende pune që rinia të mos na ikë nga Kosova e të marrë botën në sy.

Në këtë manifestim përkujtimor morën pjesë edhe kryetarë të KBI-së së rajonit, imamë, ish-Komandanti i Brigadës 138 "Agim Ramadani" në Koshare dhe tani ministër i Mbrojtjes, Rrustem Berisha, autoritete komunale, përfaqësues të shoqatave të dala nga lufta, përfaqësues nga policia e Kosovës, deputetë, personalitete politike, shkencore etj. Në emër të familjes së dëshmorit Njazi Rexhepi, të pranishmit i përshëndeti Farush Rexhepi, i cili ka shkruar edhe një monografi për fshatin Sllatinë të Anamoravës. *(R. S).*

# Arbëreshët e Italisë u pritën nga Myftiu Tërnava

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me 5 maj priti në takim grupin e arbëreshëve të Italisë. Në këtë takim, Myftiu Tërnava u tha: "Ju jeni gjithherë të mirëseardhur në trojet tona dhe trojet e arbrit, në trojet e stërgjyshërve tanë dhe tuaj dhe ne të gjithë kemi njohuri që nga fëmijëria jonë…"

Ai ka përgëzuar që ata deri më tani me krenari kanë ruajtur identitetin kombëtar shqiptar. "Ne ndjekim veprimtaritë dhe sukseset tuaja dhe na gëzon fakti për çdo organizim tuajin atje dhe integrimin tuaj në shtetin e Italisë dhe falënderoj popullin dhe shtetin italian për mikpritjen që ju kanë bërë juve dhe për integrimin tuaj në shoqërinë italiane...

Ne dëshirojmë të integrohemi në familjen e madhe evropiane, kjo është shpresa jonë dhe shpresoj që me punën e institucioneve të vendit, por edhe të të tjerëve, do t'ia arrijmë qëllimit tonë. Ne si fetarë gjithmonë kemi thirrur që të kemi respekt të ndërsjellë mes besimeve në Kosovë, por edhe jashtë Kosovës, ngase fetë tona thërrasin për paqe, harmoni e mirëbesim të ndërsjellë", - ka thënë mes të tjerash Myftiu Tërnava. Ai ka përgëzuar arbëreshët e Italisë që në kushte jo të përshtatshme kanë arritur ta ruajnë qenien shqiptare dhe ka thënë që Shqipëria dhe Kosova duhet të ndihmojnë edhe më shumë ku ka nevojë më së shumti për ruajtjen e identitetin tonë kombëtar.



Përfaqësuesi i arbëreshëve të Italisë Rosaroi Petta, kryetar i komunës arbëreshe Piana degli Albanesi në Sicili, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen duke thënë: "Kjo për ne është një ditë shumë e rëndësishme, sepse edhe gatishmëria juaj siç e cekët në fjalim tuajin na jep shpresën që të hapim rrugë dhe horizonte të reja për bashkëpunim, sepse jemi një popull dhe jemi një gjak dhe, pasi nesër është Ramazan, uroj që Zoti ta shpërblejë sakrificën tuaj".

Edhe prifti i arbëreshëve të Italisë Papa Jani falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen duke theksuar se ne si komb duhet të vazhdojmë të jemi të fortë duke t'u rezistojmë erërave të ndryshme të cilat tentojnë të na dobësojnë, edhe pse kemi fe të ndryshme, ne ndihemi një popull dhe një gjak dhe duhet të bashkëpunojmë dhe të ruajmë identitetin tonë kombëtar. Këtë takim e përshëndeti edhe drejtori i Diasporës i BIRK-ut Ekrem ef. Simnica si dhe ministri i Diasporës Dardan Gashi. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Braathu

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti në takim me 6 maj shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Jan Braathu. Myftiu Tërnava fillimisht i dëshiroi mirëseardhje ambasadorit Braathu, më pas e njohu me organizimet dhe aktivitetet që po zhvillon BIRK-u. Ai po ashtu tha se kanë një bashkëpunim shumë të mirë me të gjitha bashkësitë fetare në Kosovë dhe se promovojnë vlera të respektit, dialogut ndërfetar, si dhe paqe ndërmjet besimeve. Ai çmoi edhe raportet shumë të mira që kanë me OSBE-në, sidomos në fushën e dialogut ndërfetar në Kosovë.



Nga ana e tij, ambasadori Jan Braathu, falënderoi Myftiun për pritjen dhe e uroi Myftiun dhe të gjithë besimtarët për fillimin e muajit të bekuar të Ramazanit duke dëshiruar agjërim të pranuar dhe të lehtë. Ai po ashtu vlerësoi lart kontributin e Bashkësisë Islame në projektet e përbashkëta të realizuara përgjatë viteve të kaluara. "Jemi të gatshëm të bashkëpunojmë edhe në të ardhmen" – tha ambasadori Braathu. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim z. Abdulkadir Sylkën

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti me 8 maj në takim përfaqësuesin e fondacionit të Dijanetit të Turqisë, z. Abdulkadir Sylkën.

Myftiu Tërnava e falënderoi z. Sylkën për vizitën dhe për kontributin e tij dhe të fondacionit të Dijanetit për ndihmat që do të jepen me rastin e muajit të Ramazanit.



Shuma e pakove ushqimore që do t'u ndahen njerëzve në nevojë gjatë muajit Ramazan janë gjithsej 1500 pako, të cilat do të shpërndahen në disa komuna nëpërmjet këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Përveç këtyre ndihmave do të shtrohen iftare të përbashkëta për besimtarët.

Ky projekt do të realizohet falë bashkëpunimit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Dijanetit të Turqisë. *(B.Z).*

# Myftiu Tërnava shtroi iftar për administratën dhe anëtarët e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, shtroi iftar me 9 maj për nëpunësit dhe anëtarët e Kryesisë së BIRK-ut. Me këtë rast, Myftiu Tërnava e luti Zotin që agjërimin, namazin, duatë dhe adhurimet e tjera të na i pranojë. Ai me këtë rast ka shprehur falënderime për punën dhe angazhimin që po japin nëpunësit dhe anëtarët e Kryesisë së BIRK-ut veçanërisht gjatë këtij muaji të bekuar.



Ai po ashtu ka njoftuar se gjatë tërë këtij muaji do të ketë aktivitetete si ligjërata, iftarë, tribuna të ndryshme anekënd Kosovës dhe se do të të jenë sa më afër xhemateve. Po ashtu edhe në aspektin humanitar jemi duke shpërndarë shumë ndihma që edhe skamnorëve t'ua lehtësojmë gjendjen e tyre sociale që edhe sofrat e tyre të jenë të begatshme. *(R.S).*

# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës



Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti me 9 maj mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava. Ai shfrytëzoi rastin dhe uroi për fillimin e muajit të bekuar të Ramazanit. Ai fillimisht falënderoi anëtarët e Kryesisë për angazhimin dhe aktivitetet që janë duke i bërë në terren, u fokusua në fillimin e muajit të bekuar të Ramazanit duke theksuar se edhe këtë vit

BIRK-u gjatë këtij muaji ka filluar me aktivitete fetare në mënyrë që të jemi sa më pranë xhemateve tona me ligjërata, tribuna, pastaj do të kemi iftarë të ndryshëm, si dhe ekipi i Ramazanit që tanimë ka filluar t'i vizitojë të gjithë këshillat BI-së së Kosovës, ku do të mbajnë hutbe, ligjërata dhe do të ketë dalje për namazin e teravisë. Po ashtu kemi përgatitur dhe janë duke u transmetuar për çdo ditë ligjëratat fetare të përgatitura nga Kryesia e BIRK-ut enkas për këtë muaj. Edhe në anën humanitare kemi aktivitete të përditshme me anë të shoqatës humanitare 'Bereqeti", jemi duke i shpërndarë 5000 paku ushqimore për familjet e varfra, një ndihmë kjo e ardhur nga Drejtoria e Vakëfeve të Turqisë, por ka edhe donatorë vendorë, të cilët kanë besimin që ne me anë të Bereqetit t'i ndihmojmë familjet skamnore, po mundohemi që t'ua lehtësojmë gjendjen gjatë muajit të bekuar të Ramazanit dhe që sofrat e tyre të jenë të mjaftueshme me ushqim.

Kryeimami i BIRK-ut Sabri ef. Bajgora foli përkitazi me aktivitetet fetare që do të ketë gjatë këtij muaji të Ramazanit dhe theksoi se janë bërë të gjitha përgatitjet dhe ekipet janë gati, nesër do të fillohet me ligjërata dhe mbajtje të hytbeve, në program i kemi tetë komuna. Po ashtu edhe këtë vit kemi dërguar disa imamë për Ramazan në Kukës dhe Peshkopi, ku do të shërbejnë për një muaj.

Kurse drejtori për shtyp, veprimtari botuese dhe kulturë Ramadan Shkodra theksoi se emisonet fetare që janë përgatitur nga Kryesia e BIRK-ut janë duke u transmetuar me kohë në televizionet nacionale dhe ato lokale, por këtë vit për herë të parë këto emisione po i japim edhe në rrjetin social-facebook të Kryesisë. Kurse përgatitja e emisioneve për Ramazan ka shkuar mirë dhe sivjet kemi pasur format të bashkëbisedimit në studio dhe u kemi dhënë hapësirë të rinjve, të cilët nuk kanë qenë pjesë e emisioneve të Ramazanit të përgatitura nga ne.

Më pas Kryesia shqyrtoi disa lëndë dhe mori vendimeve nga kompetenca e Kryesisë, si dhe u diskutua për çështje të ndryshme. *(R.S).*

## Kryeministri Haradinaj shtroi iftar për Myftiun Tërnava

Kryeministri i Kosovës, Ramush Haradinaj, shtroi iftar me 13 maj për kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim Tërnava me bashkëpunëtorë. Në këtë iftar të shtruar nga kreu i Qeverisë, ishin edhe ministrat dhe zëvendëskryeministrat, si dhe presidenti i vendit Hashim Thaçi. Haradinaj me këtë rast falënderoi Myftiun Tërnava për ardhjen dhe uroi që, cilësitë më të mira njerëzore që gjejnë shprehje gjatë muajit të Ramazanit, të na shërbejnë që ta tejkalojmë veten për të mirën e përbashkët, fuqizimin e shtetit tonë dhe për ruajtjen e vlerës sonë të rrallë dhe të dëshmuar të tolerancës ndërfetare. Ai pastaj uroi besimtarët myslimanë në Kosovë duke u dëshiruar agjërim të lehtë edhe përgjatë ditëve të mbetura të Ramazanit.



Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi kryeministrin Haradinaj për iftarin e shtruar duke lutur Zotin për mirëqenie dhe paqe për vendin tonë dhe për botën mbarë. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava priti një delegacion të organizatës humanitare "Malteser" nga Gjermania



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava priti në takim me15 maj një delegacion të organizatës humanitare "Malteser" nga Gjermania në krye me Stephan Chwarz, Michael Daemen, Mathias Heiden, Hetem Misini, përfaqësues të shoqatës Malteser, të shoqëruar nga Qazim Gashit (UDAPM) si dhe nga drejtori i Institutit Special në Shtime Xhemajl Dugolli

Pasi u dëshiroi mirëseardhje, My-

ftiu Tërnava i njohu mysafirët me punë dhe aktivitetet që është duke bërë Bashkësia Islame e Kosovës duke u ndalur në aspektin e aktiviteteve humanitare të shoqatës "Bereqeti" që është organ i BIRK-ut. Ai më tej nënvizoi: "...aktivitetin humanitar ne e shtrijmë në tërë Kosovën, por jo vetëm, duke ndihmuar edhe në Shqipëri, Luginën e Preshevës (Kosovën Lindore) etj. Mundohemi që të jemi afër nevojtarëve, jetimëve, personave me aftësi të kufizuara dhe ne nuk bëjmë dallime në baza fetare e as nacionale, pra ofrojmë ndihmën tonë për secilin që ka nevojë. Po në këtë vazhdë ne ushqejmë mbi 900 persona të varfër në kuzhinat e "Bereqetit" që kemi në Mitrovicë, Pejë dhe në Prizren.

Punën tonë e kemi dëshmuar, andaj edhe donatorët kanë besimin në ne dhe na sjellim ndihma që ne t'ua shpërndajmë nevojtarëve". Edhe gjatë këtij muaji Ramazan,- përmendi Myftiu,- "Bereqeti" për çdo ditë u shpërndan pako ushqimore të varfërve, por edhe shtrohen iftare për ta, kurse për çdo vit i ftojnë në iftar 500 veta nga ata me aftësi të kufizuara dhe ky iftar tashmë është bërë iftar tradicional. Ai shprehu bindjen se bashkëpunimi me organizatën "Malteser" është i mirë dhe ky bashkëpunim do të shtohet edhe më shumë në fushën humanitare. Në fund, mysafirët falënderuan Myftiun Tërnava për pritjen duke u shprehur se janë të gatshëm të bashkëpunojnë me "Bereqetin" në fushën humanitare. (R.S).

## Myftiu Tërnava dhe kryeparlamentari Veseli bënë iftar me medresistët



Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava dhe kryeparlamentari Kadri Veseli me16 maj bënë iftar me nxënësit e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë. Në emër të drejtorit të Medresesë dhe stafit dhe nxënësve të "Alauddinit" në Prishtinë, mysafirëve mirëseardhje u dëshiroi sekretari Sulejman Osmani, i cili i falënderoi mysafirët për pjesëmarrje në këtë iftar të përbashkët.

Më pas një fjalë rasti mbajti Myftiu Tërnava, i cili uroi për Ramazanin duke lutur Zotin që agjërimin dhe duatë të na i pranojë. Ai falënderoi kryetarin e Kuvendit Kadri Veseli me bashkëshorte dhe ministrin Uran Ismaili me bashkëshorte për pjesëmarrje në këtë iftar. Ai më pas tha se Medreseja është një vatër e dijes dhe e çështjes kombëtare, që për dekada tregoi se është e pathyeshme duke dhënë një kontribut karshi të gjitha furtunave që vinin në drejtim të saj nga okupatori i atëhershëm serb. "Qëndroi e pathyer se e kishte të qartë vizionin dhe rrugën se kah duhet ecur.Të gjithë e kishim në mendje se duhet të bëjmë diçka për liri dhe medresistët dhanë më të shtrenjtën e tyre, jetën për liri"- shtoi Myftiu Tërnava.

Një fjalë rasti para të pranishmëve mbajti edhe kryetari i Parlamentit Kadri Veseli, i cili shprehu mirënjohje për kontributin e BIRK-ut dhe të Medresesë "Alauddin" për lirinë dhe shtetin e Kosovës dhe për ndërtimin e tij. Nxënësit e Medresesë janë shembull i sjelljes dhe i përkushtimit, 37 kanë rënë dëshmor nga Medreseja, kjo nuk ka ndodhur rastësisht, por ka ardhur nga fryma e edukimit të profesorëve dhe të kësaj shkolle. Kemi kaluar shumë sfida dhe së bashku kemi dalë më të fortë. Kosova jonë është krenare për besimin që ka në Zot, për besimin te Zoti duke njohur dhe respektuar edhe vëllezërit tanë katolikë dhe të besimeve të tjera. Ky objekt ka dhënë kontributin kur njerëzit janë frikuar të tubohen. Është një fakt se edhe Partia Shqiptare Demokristiane i ka filluar fillesat këtu në Medrese dhe kjo ishte zemërgjerësia e BIK-ut dhe e udhëheqësve të tij në krye me Myftiun Tërnava"- tha kryeparlamentari Veseli. (R.S).

# U promovua libri "Medreseja Alauddin e Prishtinës 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar"

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me 16 maj në ambientet e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë, u bë promovimi i librit "Medreseja "Alauddin" e Prishtinës, 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar", botuar nga Kryesia e BIRK-ut. Libri paraqet të përmbledhura kontributet për medresenë "Alaudin" të dala nga konferenca shkencore kushtuar 65 vjetorit të veprimtarisë së medresesë. Si i tillë, ky botim, është ndër më të realizuarit që i kushtohet jo vetëm medresesë "Alauddin" të Prishtinës, por edhe institucioneve arsimore is-



lame në trevat shqiptare, qoftë për kah vëllimi, qoftë për kah tematika që shtjellon e trajton.

Mysafirëve mirëseardhje u dëshiroi drejtoi i Medresesë "Alauddin" në Prishtinë Jakup ef. Çunaku, i cili potencoi vlerën dhe peshën e këtij tempulli fetar dhe kombëtar të dijes përgjatë viteve. "Librin të cilin sot po e promovojmë ka një karakter të jashtëzakonshëm pasi që për t'u ruajtur historia duhet të shkruhet dhe atë që ka bërë BIRK-u me të gjithë akterët e tij nëpër dekada në ngritjen dhe funksiononim e tij kanë arritur që ta përmbledhin në një libër rreth medresesë, edhe ka organizuar një konferencë ku studiuesit kanë paraqitur kumtesa dhe kanë shtjelluar gjerësisht aktivitetin dhe jetën e kësaj shkolle"- tha mes të tjerash drejtoi Çunaku.

Myftiu Naim ef. Tërnava, me këtë rast mbajti një fjalë rasti para të pranishmëve, duke thënë:"…kjo medrese ka qenë qendër e aktivitetit fetar dhe kombëtar, këtu në këtë vend kanë kaluar kokat më të ditura dhe të ngritura të kombit tonë që kanë punuar për çështjen kombëtare, dhe këtu është punuar për ardhmërinë e vendit. Këtu janë dhënë shumë vizione të qarta se kah duhet të ecte populli në ato kushte tepër të vështira në të cilat jetonte populli ynë. Medreseja dha kontribut përtej mundësive që kishte, ngase kështu thërriste atdheu ynë, ora e lirisë dhe ne u gjetëm aty edhe pse ka tentativa nga disa që të minimizojnë kontributin e kësaj shkolle, megjithatë atë nuk do ta arrijë askush, sepse ajo dha provimin e saj e e edhe BIRK-u që ne sot të jemi të lirë. Nxënësit e Medresesë i gjejmë të rreshtuar drejt dhe mirë përgjatë viteve, sikurse janë demostrat e viteve 68-69, pra ishin pjesë përbërëse e proceseve për çlirim nga okupatori serb. Kjo neve na gëzon dhe na bën më të fuqishëm. Medreseja dha po ashtu një kontribut tepër të madh përgjatë viteve 1989-99, dëshmitarë për këtë janë shumë aktivistë të çështjes kombëtare, të arsimit shqip, ata të aktiviteteve politike, kulturore. Ky amfiteatër ka qenë parlament, kuvendet e partive politike kanë mbajtur kuvendet e tyre dhe të gjithë e gjetën veten këtu që nga fëmijët e deri tek akademikët"- tha Myftiu Tërnava.

Me kumtesa të tyre në këtë promovim libri u paraqitën veprimtari i çështjes kombëtare Selatin Novosella si dhe drejtori për shtyp, veprimtari botuese dhe kulturë Ramadan Shkodra.

Novosella gjatë vlerësimit mbi librin në fjalë theksoi: "...kjo shkollë përpos që ishte vatër e arsimit ka qenë edhe depoja më e sigurt që ka punuar 24 orë për furnizimin e UÇK-së. Andaj ju nxënës duhet të jeni shumë krenarë që mësoni në këtë shkollë, kurse ne si gjeneratë e vjetër jemi shumë të lumtur që kemi bërë diçka për ju dhe lirinë tuaj. Promovimi i këtij libri është një festë e vogël. Libri "Medreseja Alauddin e Prishtinës 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar", botim i BIRK-ut, dëshmon edhe një herë se tashmë Kryesia e BIRK-ut po vazhdon traditën e mirë të librave të rëndësishëm nga sesionet dhe konferencat që po organizon. Andaj 45 kumtesat që janë mbajtur në konferencën shkencore mbi Medresenë sot janë në duar të lexuesve, të sistemuara në 592 faqe."

Më pas, drejtori për shtyp, veprimtari botuese dhe kulturë Ramadan Shkodra duke folur për rëndësinë e librit, theksoi: "...të vlerësohen 65 vjet të një institucioni arsimor, është një punë që kërkon goxha angazhim dhe përkushtim, sepse 65 vjet nuk janë pak. Nuk janë pak, sepse ato janë 65 vjet punë, angazhime, sfida, probleme, peripeci e suksese. Prandaj ne jemi të bindur se për medresenë "Alauddin" nuk mund të thuhen të gjithat në një konferencë dhe as në një monografi të vetme. Për kontributin e Medresesë "Alauddin" sigurisht që do të flitet dhe do të shkruhet edhe shumëçka në konferenca dhe në vite jubilare të saj. Por ky botim të cilin po e promovojmë sot, sigurisht që do të shërbejë si një gurë i mirë i hedhur në themel të sigurt, mbi të cilin do të ngrihet e pasqyruar veprimtaria edukative arsimore e Medresesë "Alaudin" të Prishtinës. Urojmë dhe shpresojmë që edhe në të ardhmen të kemi dhe të promovojmë këso veprash që ndriçojnë historikun dhe të kaluarën e bujshme të Medresesë "Alauddin" të Prishtinës". *(R.S).*

# Presidenti Thaçi shtroi iftar për Myftiun Tërnava



Presidenti i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, me 17 maj shtroi iftar për përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava

Në fjalimin e tij, presidenti Thaçi theksoi se agjërimi vë në pah virtytet më të larta morale të njeriut duke forcuar disiplinën personale si dhe rezistencën ndaj lakmisë dhe tundimit. Besimtarët myslimanë duke agjëruar dëshmojnë përulje dhe përkushtim ndaj Perëndisë, por edhe e forcojnë disiplinën personale si rezistencë ndaj lakmisë dhe tundimit. "Bashkëjetesa në harmoni mes grupeve të ndryshme fetare në Kosovë është një ndër krenaritë tona më të mëdha dhe të gjithë duhet të angazhohemi që kjo harmoni të kultivohet dhe të forcohet sa më shumë edhe në të ardhmen",- tha presidenti Thaçi.

Ndërsa, në fjalën e tij, Myftiu Tërnava, e falënderoi presidentin për shtruarjen e këtij iftari dhe ndër të tjera tha : "…sigurisht që ne si Bashkësi Islame e Republikës së Kosovës në vazhdimësi do të jemi gati që të bashkëpunojmë me të gjitha institucionet e vendit tonë që u krijuan me shumë mund dhe sakrificë, për një të ardhme sa më të mirë të shoqërisë sonë, për një prosperitet dhe për forcimin e shtetit". Ai më pas theksoi se është ndjenjë e mirë të bëhet iftar së bashku dhe që të jemi së bashku duke lutur Zotin, Krijuesin e universit që vendit tonë t'i japë të gjithë të mirat. *(R.S).*

# Iftari tradicional në medresenë "Alauddin"



Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e Natës së Madhe të Bedrit, me 21 maj shtroi iftar tradicional në medresenë "Alauddin" në Prishtinë për strukturat drejtuese të këshillave vendorë dhe për institucionet dhe organet e tjera të BIRK-ut.

Myftiu Tërnava, pasi i përshëndeti dhe falënderoi përfaqësuesit e këshillave për punën që bëjnë, foli edhe për përgjegjësitë që kanë në raport me besimtarët dhe institucionin e BIRK-ut, dhe njëherazi kërkoi përgjegjësi, vendosmëri dhe përkushtim në kryerjen e të gjitha detyrave në shërbim të besimtarëve dhe të vendit.

"Vlera e këtij muaji iu shtua atëherë kur Allahu xh.sh. zbriti Kuranin në këtë muaj, Natën e Kadrit. Shumë ndodhi ndodhën në këtë muaj përgjatë historisë e njëra ndër to është edhe Lufta e Bedrit. Dritat e asaj lufte shndritën botën mbarë dhe kanë arritur edhe te ne dhe ne sot i përkasin besimit islam që e ruajmë thellë në shpirtin tonë"- tha Myftiu Tërnava

Ai më pas tha se adhurimi ndaj Allahut duhet të jetë në vazhdimësi, por Muhamedi a.s. e veçonte dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit. Adhurim dhe përkushtim, lutje e ibadet, sadaka e mirësi e shumë gjëra të tjera të mira i bënte më veçanërisht në këtë muaj. Në fund, Myftiu Tërnava porositi të pranishmit që të shtojnë edhe më shumë lutjet, ibadetet dhe përkushtimin ndaj Zotit. *(R.S).*

# Albin Kurti shtroi iftar për Myftiun Tërnava



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, me një pjesë të kabinetit, me 24 maj mori pjesë në iftarin që shtroi kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje, Albin Kurti bashkë me nënkryetarin Besnik Bislimi, sekretaren organizative Vlora Haxhimehmedi, deputeten Albulena Haxhiu, anëtarët e kryesisë Arben Vitia e Ajet Potera dhe drejtoreshën e drejtorisë për Mirëqenie Sociale në Mitrovicë Nazane Kërveshi.

Në atmosferën miqësore të iftarit u diskutua për bekimin e madh që është bashkëpunimi mes traditave, kulturave e feve të ndryshme te shqiptarët. Mesazhi i ramazanit, ai i vetëpërmbajtjes, i të qëndruarit bashkë me komunitetin, në solidaritet e në punë, në gëzime e sfida.

Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Kurti për iftarin dhe respektin që i bëhet BIRK-ut duke e lutur Zotin për mirëqenie të gjithëmbarshme të kombit tonë dhe tërë njerëzimit. Kryetari Kurti e Myftiu Tërnava, uruan për një Ramazan e agjërim të mbarë në këto ditë të mbetura. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin tradicional të shtruar nga KBI-ja e Gjilanit



Me 26 maj Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit shtroi iftarin tradicional “Iftari na bashkon”, ku morën pjesë përfaqësues nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në krye me Kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef.Tërnava, kryetarët e komunave të regjionit të Anamoravës, Luginës së Preshevës, ambasadori i Shqipërisë, i Turqisë dhe ai i Maqedonisë në Kosovë, ambasadori i OSBE-së në Kosovë, Jan Braathu, lideri i Sanxhakut të Novi Pazarit, dr. Sulejman Uglanin dhe përfaqësues të tjerë.

Me këtë rast, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës këtë organizim e përshëndeti Myftiu Tërnava, i cili veç të tjerash tha: “Kjo sofër e iftarit na ka bashkuar dhe i shprehim falenderime Allahut për begatitë që na i ka dhënë dhe lus Zotin që agjërimin dhe ibadetet tona të na i pranojë!”

Kryetari i KBI-së së Gjilanit, Naim ef.Aliu, u shprehu mirëseardhje të gjithë të pranishmëve që i ishin përgjigjur ftesës e që ishin nga të gjitha viset, ai tha se gjatë këtij muaji të Ramazanit, kanë shtruar iftare për të gjitha shtresat e shoqërisë, në veçanti për shtresën e margjinalizuar. Ai tha se KBI-ja e Gjilanit është e përkushtuar që në të ardhmen ta avancojë bashkëpunimin me të gjithë akterët institucionalë për një shoqëri të sigurt dhe më prosperuese të vendit. Do të vazhdojmë të jemi promotor kyç të kulturës së bashkëjetesës dhe tolerancës, si vlerë e trashëguar nga të parët dhe rilindësit tanë. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim nuncin apostolik, Monsinjor Jean Marie



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti me 26 majnë takim nuncin e ri apostolik për Kosovë, Monsinjor Jean Marie, i cili shoqërohej nga ipeshkvi i Kosovës Dodë Gjergji, me të cilët biseduan për një varg temash. Fillimisht, Myftiu Tërnava u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, më pas i falënderoi ata për vizitën, duke kërkuar nga ta që të shtojnë kontributin e tyre për Kosovën, sidomos në fushën e njohjes së shtetit tonë nga ana e Vatikanit. "Ne si shteti më i ri në Evropë, jemi shembulli më i mirë për bashkëjetesë në paqe dhe harmoni me komunitetet e tjera. Kombi shqiptar u takon tri besimeve të ndryshme, atij islam, atij katolik dhe atij ortodoks. Ne kemi marrëdhënie shumë të mira me Ipeshkvinë e Kosovës, dhe jemi duke dhënë kontribut të shtuar që të kemi raporte të mira dhe të jetojmë në paqe edhe me komunitetin ortodoks", - u shpreh Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, nunci Jean Marie, u shpreh se ndihet i nderuar që sot është për vizitë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, duke shprehur faktin se kjo është ndër vizitat e para që bën ai pas marrjes së kësaj detyre. "Ndihem shumë i nderuar që jam sot në vizitë te ju. Populli juaj ka një imazh të caktuar në botë, dhe ne duke punuar së bashku mund të ndërtojmë një shoqëri, i cila do të jetë e ndërtuar në respekt dhe në vlera të larta të moralit.". Gjatë bashkëbisedimit, Myftiu Tërnava dhe nunci Jean Marie, diskutuan edhe për një sërë problemesh me të cilat ballafaqohet populli i Kosovës, e sidomos për rininë. Në fund, nunci apostolik solli për Myftiun Tërnava dhe për besimtarët myslimanë urimin për festën e Bajramit nga Papa Françesku në gjuhën arabe dhe atë angleze, si dhe shkëmbyen dhurata mes vete. *(B.Z).*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin e shtruar nga ambasadori i Turqisë Sakar



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava me29 maj mori pjesë në iftarin e përbashkët të shtruar nga ambasadori i Turqisë në Kosovë Çağrı Sakar dhe nga organizata "TIKA". Në iftar ishin edhe përfaqësues të qeverisë së Kosovës, deputetë të parlamentit të Kosovës, ambasadori i SHBA-së Philip Kosnett…

Me këtë rast Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin e Turqisë në Kosovë Çağrı Sakar dhe organizatën "TIKA" për iftarin e përbashkët duke e lutur Zotin që t'u japë shëndet dhe sukses në punën e tyre. Po ashtu në këtë iftar u tha se respektimi i diversitetit dhe bashkëjetesa e harmonishme ndërmjet besimeve fetare janë vlera më e çmuar që ka kultivuar me shekuj populli shqiptar. *(R. S).*

# Shteti i Kuvajtit vazhdon ta përkrahë projektin e qendrës vakëfnore në KBI të Drenasit

Këto ditë ka arritur shuma në vlerë prej 293.830 eurosh, e vlefshme për përfundimin e projektit të qendrës vakëfnore në Këshillin e Bashkësisë Islame të Drenasit. Shuma në fjalë është donacion nga qeveria e shtetit të Kuvajtit dhe është siguruar falë bashkëpunimit shumë të ngushtë që është ndërtuar ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ambasadës së Kuvajtit në Tiranë.



Me këtë rast, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava u shpreh falënderues për ambasadën, për autoritetet e shtetit të Kuvajtit dhe për Emirin e Kuvajtit Sabah Al Ahmed al Xhabir Alsabahun duke e lutur Zotin që t'i shpërblejë për dhurimin e tyre për këtë projekt dhe për projektet e tjera tashmë të realizuara. (R.S).

# U promovua libri "Studime kontrastive ndërmjet arabishtes dhe shqipes në fushën e fonologjisë" i autorit të ndjerë mr. Qemajl Morina

Organizuar nga Fakulteti i Studimeve Islame në koordinim me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, në ambientet e FSI-së, me 2 qershor u bë promovimi i librit "Studime kontrastive ndërmjet arabishtes dhe shqipes në fushën e fonologjisë" të autorit të ndjerë mr. Qemajl Morina. Në këtë eveniment morën pjesë Myftiu Naim ef.Tërnava, përfaqësuesi i Kishës Katolike Don Lush Gjergji, studiues, profesorë, përfaqësues të jetës politike, kulturore dhe dashamirë të librit.

Mirëseardhje mysafirëve u dëshiroi dekani i FSI-së prof. dr. Fahrush Rexhepi, i cili theksoi se promovimi i këtij libri ka një rëndësi të veçantë dhe fakti që po promovohet në muajin e bekuar të Ramazanit i jep kuptim dhe vlerë edhe më shumë kësaj vepre, por edhe autorit, sepse në ditët e fundit të këtij muaji kanë filluar të zbresin ajetet e para të Kuranit e të cilat urdhërojn për lexim, studim dhe për dije, madje edhe për shpjegim për fjalën si fuqi kryesore. Ky libër si temë kryesore ka analizën kontrastive ndërmjet arabishtes dhe shqipes në fushën e fonologjisë.




Me fjalë rasti u paraqit edhe Myftiu Tërnava, i cili pasi përshëndeti të pranishmit, vlerësoi lart punën dhe aktivitetin që ka bërë profesori tashmë i ndjerë Qemajl Morina, i cili ka lënë gjurmë të pashlyeshme në publicistikën islame jo vetëm në Kosovë. Ai më pas tha se prof. Qemajl Morina shumë e ka dashur librin, BIRK-u është duke i grumbulluar të gjitha shkrimet e tij dhe do t'i botojë në një përmbledhje të veçantë, ku studentët tanë dhe studiuesit në hapësirat shqiptare, por edhe më gjerë, do të mësojnë për kontributin e tij. Myftiu tha që duhet të jemi krenarë që patëm një shok të tillë dhe luti Zotin që ta shpërblejë me të mirat e Tij.

Edhe përfaqësuesi i kishës katolike Don Lush Gjergji çmoi kontributin dhe bashkëpunimin shumë të ngushtë që ka pasur me prof. Qemajlin dhe luti Zotin që ta shpërblejë për këtë vepër shkencore.

Panelistët ishin prof. dr. Isa Memishi dhe prof. dr. Ardian Muhaj, të cilët referuan mbi këtë vepër. "Ky është studimi më i shpjeguar në nivelin kombëtar dhe do të jetë doracak i pakapërcyeshëm i fonetikës dhe fonologjisë në in-

stitucionet arsimore ku mësohet gjuha arabe. Ky studim krahasues mes arabishtes dhe shqipes le të jetë shembull se si duhet të vazhdohet me studime në fushat e tjera gjuhësore, si morfologji, sintaksë etj. Në këtë studim është hulumtuar struktura fonetike në gjuhën arabe dhe në gjuhën shqipe në nivel të gjuhës letrare. Hulumtimi përfshin studimin fonetik në nivel të njësive (bashkëtingëlloreve dhe zanoreve), njësitë fragmentare (rrokjet, theksin dhe intonacionin", – tha referuesi i parë prof. dr. Isa Memishi).

Referuesi tjetër prof dr. Ardian Muhaj mes të tjerash, duke vlerësuar punën e prof. Qemajl Morinës në këtë vepër, propozoi që ky libër të jetë pjesë e të gjitha kurrikulave mësimore të të gjitha institucioneve arsimore që kanë departamentet e fakulteteve islame shqiptare dhe dhe ato orientale. "Përveç aspektit të bashkësisë dhe particitetit mendojmë se një vlerë tjetër themelore e këtij studimi është profesionalizmi shkencor me të cilin autori e ka ndërtuar punimin e tij, trajtimi i thelluar teorik dhe praktik janë disa karakteristika të punës shkencore të autorit të cilat flasin qartë për cilësinë e studimit",- vlerësoi ai. *(R.S).*

## Mbahet tribuna kushtuar vlerave shpirtërore të Ramazanit



Në sallën e teatrit të qytetit në Gjilan, me 4 maj u mbajt tribunë kushtuar vlerave shpirtërore të agjërimit si dhe çështjes së shëndetit dhe agjërimit, organizuar nga KBI –ja e Gjilanit. Fjalë rasti mbajti kryetari i KBI-së së Gjilanit Naim ef.Aliu, i cili përshëndeti të gjithë të pranishmit, si dhe ligjëruesit e kësaj tribune, kryeimamin e Kosovës Sabri ef. Bajgora dhe Agron Rexhepinmjek. Sabri Bajgora, kryeimam i Rapublikës së Kosovës foli për vlerat shpirtërore të agjërimit në muajin e shenjtë të Ramazanit. Ai potencoi se agjëruesit duhet t'i zbusin zemrat që të arrijnë devotshmërinë ndaj Allahut. Namazi në këtë muaj ka vlera të shumëfishta ngase me vënien e kokës në sexhde besimtari zhduk mendjemadhësinë. Të mos lejojmë që zemrat tona të mbesin boshe por ato duhet t`i mbushim me devotshmëridhe të mira që mund t`i përfitojmë nga agjërimi në këtë muaj të shenjtë.

Doktor Agroni, ndër të tjera, foli edhe për të ushqyerit e personave që agjërojnë, të cilët gjithsesi duhet të kenë kujdes që të mos e teprojnë me ushqim qoftë në iftar apo syfyr. Duhet ngrënë normal iftari, nuk duhet të teprohet, ndërsa syfiri duhet ngrënë sikurse një drekë e rëndomtë. Pijet e gazuara asesi të mos përdoren, ngase ato janë të dëmshme për shëndetin e agjëruesit, por më së miri është të përdoret vetëm uji. Poashtu çaji dhe kafeja të mos përdoren në syfyr, ngase janë të dëmshme për agjëruesin, theksoi postë tjerash doktor Agroni. Në fund të tribunës nxënëset e paraleles së ndarë të Medresës "Alaudin" të Gjilanit kënduan ilahi. Prezentë në tribunë ishin edhe Hysamedin Hoxha, kryetar i KBI-së së Vitisë dhe Ilmi Krasniqi, anëtar i kryesisë së BI-së së Kosovës nga Gjilani. *(Fatmir Iljazi).*

## BIRK-u organizon edhe një umre

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me 9 maj është nisur grupi i radhës për kryerjen e umres gjatë këtij muaji të bekuar të Ramazanit. Gjatë dhjetë ditëve sa ata qëndruan atje, ata patën rastin që të vizitojnë vendet e shenjta në Mekë dhe në Medinë. Këtij grupi i priu drejtori i Haxhit Vedat ef. Sahiti. *(R.S).*



# Drejtori për Diasporë, Ekrem Simnica, gjatë ramazanit vizitoi Zvicrën



Ekrem ef.Simnica-drejtor për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës, më 20.05. 2019 vizitoi Qendrën Islame Shqiptare "Sunnah" në Cyrih – Zvicër, ku, përveç të tjerash, mbajti ligjëratë pas namazit të akshamit dhe fali namazin e jacisë dhe namazin e teravive. Ai u shpreh: "Sot isha mysafir në xhematin e hoxhës së përkohshëm z. Remzi Halimi. Kaluam çaste të paharrueshme me këtë xhemat dhe kryesi të mrekullueshme, në emër të BIK-ut, në emër të organeve dhe institucioneve të tij dhe në emrin e Myftiut Tërnava, i uruam për muajin e Ramazanit, duke e lutur të Madhin Zot për agjërim të pranuar. Gjithashtu i falenderova për ndihmën dhe kontributin e vazhdueshëm të tyre për vendlindjen dhe për institucionet tona fetare-arsimore: Medresenë "Alauddin" dhe Fakulltetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Allahu e shpërbleftë kryetarin e xhamisë z. Qamil Xhelili, kryesinë e nderuar dhe xhematin për respektin dhe nderin e treguar ndaj nesh. Ne i siguruam në emër të BIK-ut për një bashkëpunim edhe më të madh në të ardhmen. Poashtu Ekrem ef.Simnica-drejtor për Diasporë në Bashkësisë Islame të Kosovës, më 21.05. 2019, vizitoi xhaminë Shqiptare të Payernit. Më tutje, në vazhdën e vizitave, ai, më 21.05. 2019 vizitoi edhe disa qendra si xhamia "Ikra"në Brutselen – Cyrih, ku përveç të tjerash mbajti ligjëratë pas namazit të drekës. Drejtori Simnica falënderoi imamin e nderuar Shaban ef.Azizi, si dhe imamin e përkohshëm nga Maqedonia Veriore, kryesinë dhe xhematin e mrekullueshëm për pritjen shumë të ngrohtë dhe vëllazërore nga ana e tyre.

Ekrem ef.Simnica, më 21.05. 2019, vizitoi Qendrën Islame Shqiptare në Goldau – Zvicër, ku përveç të tjerash mbajti ligjeratë pas namazit të akshamit dhe fali namazin e jacisë dhe namazin e teravive. *(R.S).*

# Shoqata humanitare Bereqeti gjatë muajit të Ramazanit shpërndau 5000 pako ushqimore për 5000 familje

Shoqata humanitare "Bereqeti", e cila operon në kuadër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, gjatë këtij muaji të bekuar të Ramazanit ndihmoi 5000 familje të varfra dhe skamnore me nga 5000 pako ushqimore.

Kjo ndihmë është donacion nga Drejtoria e Vakfëve të Republikës së Turqisë. Xheladin Fazliu nga shoqata "Bereqeti" tha se shpërndarja e tyre bëhet nëpërmjet këshillave të BI-së së Kosovës, si dhe në bashkëpunim me drejtoritë për mirëqenie sociale nëpër komuna të Kosovës. Edhe viteve të kaluara Drejtoria e Vakfëve të Republikës së Turqisë ka sjellë ndihma me pako ushqimore që u janë ndarë nevojtarëve nga shoqata humanitare "Bereqeti". Po ashtu janë ndihmuar edhe familje nevojtare nga komuna e Bujanocit si dhe disa shoqata që trajtojnë personat me aftësi të kufizuara. *(R.S).*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"



Me 21 maj u mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame", në të cilën u analizuan numrat 340 dhe 341. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës dr. Ajni Sinani, i cili uroi ata për muajin e bekuar të Ramazanit, duke lutur Zotin për pranim të gjitha ibadeteve. Më pas ai shprehu falënderime për anëtarët e redaksisë, si dhe çmoi punën dhe angazhimin e secilit anëtar të redaksisë që kjo revistë të dalë sa më cilësore dhe të jetë sa më shpejt në duart e lexuesve. Më pas, anëtarët e redaksisë shfaqën mendimet, sugjerimet si dhe propozimet e tyre që kjo revistë të begatohet edhe më shumë. (R.S).

# Konferenca "Vlerat e mesatares në Kuran dheSunet", nën organizimin e Ligës Botërore Islame –RABITA



Nën patronatin e mbretit të Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saud, në Mekë me 27 maj filloi punimet konferenca islame globale me temën "Vlerat e mesatares ne Kuran dhe Sunet", nën organizimin e Ligës Botërore Islame -RABITA.

Hapja e konferencës filloi me lexim të një pjese të Kuranit nga djaloshi algjerian Muhamed Remal 13-veçar hafëz i Kuranit. Fjalën hyrëse e mbajti Myftiu i Libanit dr. Abdulatif Fajez Derjan, cili theksoi rëndësinë e kësaj konference globale, theksoi se bota islame sot po ballafaqohet me akuza te padrejta rreth ekstremizmit dhe radikalizmit. Në emër të Kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myfitut Naim ef.Tërnava dhe të BIRK-ut në këtë konferencë kanë marrë pjesë dekani i FSI-së dr. Fahrush Rexhepi dhe shefi i kabinetit të Myftiut mr. Besim Mehmeti.

Ky takim global synon afrimin dhe bashkëpunimin mes myslimanëve anekënd botës.

Kjo gjendje na obligon që të vazhdojmë ne rrugën tonë për përhapjen e Islamit mesatar duke synuar hapa për unitet me sinqeritet. Në fjalën e tij, sekretari gjerenal i OBI-së dr. Jusuf Al Uthejmin shpalosi aktivetetet dhe aktet e ndërmara në nivel politik dhe global rreth kesaj çeshtjeje duke theksuar themelimin e shumë mekanizmave dhe instiutcioneve në nivel global të cilat ndihmojnë këtë çështje.

Në hapjen e konferencës foli edhe sekretari gjeneral dr. Muhamed Abdul Kerim Al Isa, ai theksoi se mbi 800 mesazhe te ekstremizmit dhe radikalizmit shpërndahen çdo ditë përmes rrjeteve sociale dhe medieve të ndryshme. Andaj duhet edhe më shumë të angazhohemi në luftimin e këtij fenomeni. Ai shpalosi aktivitetet e kësaj organizate globale të ndërmarra kundër këtij fenomeni. Ai gjithashtu theksoi se gjatë kësaj konference do te shpaloset "Deklarata e Mekës" si rezultat i kësaj konference.

Në të foli edhe Myftiu i Arabisë Saudite sheikh Abdul Aziz Al-Sheikh. Myftiu saudit bëri thirrje të hulumtohen dhe të luftohen të gjitha shkaqet që nxisin këtë fenomen.

Në emër të mbretit të Arabisë Saudite foli këshilltari special dhe emiri i Mekës, Halid Al Fejsal. Ai përcolli përshëndetjet e mbretit Selman bin Abdulaziz Al Saud. Duke theksuar se Arabia Saudite është e përkushtuar për mesataren dhe për shpërndarjen e mesazheve paqesore anekënd botës. Gjatë ceremonisë hapëse folën edhe Myftiu i Egjiptit dr. Shevki Alam, kryetari i Këshillit të Emirateve për Fetva Abdulla bin Bejah si dhe kryetari i Çeçenisë Ramadan Kadirof. Konferenca ka zgjatur tri ditë. *(R.S & B.M).*

## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës shtroi iftar në Pukë



Në mbështetje të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftinia e Pukës, me 28 maj organizoi shtrimin e iftarit në qytetin e Pukës.Të pranishëm në këtë iftar, përpos Myftiut të Pukës, z. Gëzim Kopanit dhe anëtarëve të Këshillit të Myftinisë së Punës,ishin edhe zv. sekretari i BIRK-ut, Rexhep Luma, drejtori i Kulturës dhe Veprimtarisë Botuese, Ramadan Shkodra, imami i xhamisë "Fatih" në Prishtinë, Bahri Sejdiu dhe përgjegjësi për literaturë pranë BIRK-ut, Agim Gashi. Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Pukës, Gëzim Kopani, ndër të tjera tha: "Falënderoj delegacionin e BIRK-ut që kanë ardhur enkas në qytetin e Pukës, si dhe Myftiun e Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnavën, i cili së bashku me bashkëpunëtorët e tij, mundësuan shtrimin e këtij iftari në qytetin e Pukës, i cili tashmë po kthehet në traditë për këtë qytet. "Në emër të Kryesisë së BIRK-ut, foli zv.sekretari Rexhep Luma, i cili në fjalën e tij tha: "Ky aktivitet i iftarit, tashmë është shndërruar në iftar tradicional për besimtarët e Pukës me rrethinë. Më lejoni që, në emër të Kryesisë së BIRK-ut, dhe në emrin tim dhe të bashkëpunëtorëve që më shoqërojnë, t'ju përcjell përshëndetjet dhe selamet e Myftiut të Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili ka një kujdes të veçantë ndaj Pukës, kështu që përkrah dhe mbështet aktivitetet e Myftinisë së këtij vendi…". Në fund, iftari i mbyll me një ligjëratë të mbajtur nga imami Bahri ef.Sejdiu, i cili foli rreth vlerës së dhjetë netëve të fundit të Ramazanit, në veçanti rreth Natës së Kadrit. *(B.Z)*

## Bereqeti shtroi iftar për personat në nevojë

Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" me 1 qershor ka organizuar iftarin tradicional dedikuar për personat në nevojë. Xheladin Fazliu nga shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" tha se vërtet është kënaqësi të bësh iftar me shtresa të ndryshme të shoqërisë.

Iftari u shtrua në sheshin Adem Jashari në Prishtinë dhe morën pjesë mbi 500 veta. *(R.S).*



## Nëna Halime në moshën 70-vjecare mësoi leximin e Kuranit

Vetëm disa ditë pas përvjetorit të 20-të të rëniës dëshmor të djalit të saj në luftën e UÇK-së, Ferid Currit, pra në ditët e para të muajit të madhërishëm të Ramazanit, u mbajt iftar në Luxor. Në iftar ishin prezentë edhe familjarët e dëshmorit Ferid Curri.

Nëna e dëshmorit, Halimja, muaj më parë filloi mësimin e shkronjave të Kuranit. Megjithëqë në moshë të shtyrë, ajo qe e përkushtuar në misionin e mësimit të shkronjave të Kuranit dhe për një kohë të shkurtër arriti t'i mësonte të gjitha shkonjat e Kuranit dhe ia filloi leximit të tij. Nga madhështia e leximit dhe kënaqësia e lidhjes së saj me Kuranin vendosi që ditët e para të muajit të madhërishëm të Ramazanit, më 10.05.2019, ta falënderojë mual-limen Mihana Goga-Bekteshi me mirënjohje për kontributin e dhënë për mësimin e librit të shenjtë, Kuranit, si dhe për kontributin e dhënë për emancipimin dhe edukimin e femrës shqiptare myslimane. Nëna Halime arriti ta mësojë Kuranin në moshën 70-vjeçare dhe është shembull i një gruaja shqiptare myslimane, e cila gjithmonë durimin e saj në çdo situatë e arriti duke u mbështetur te Zotit xh.sh.,- tha Mihana Goga në fjalën e saj.

# Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Fitër Bajramit









Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 4 qershor 2019, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, me gëzim e hare u kremtu përfundimi i muajit të agjërimit – Ramazanit sherif, duke falur namazin e Fitër Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër Bajramit për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet – Fatih" në Prishtinë, ndërsa nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Hetem ef.Sopjani. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani, ndërsa ligjëratën tematike kushtuar festës së Fitër Bajramit e mbajti anëtari i Kryesisë së BIRK-ut dr. Ejup Haziri, i cili në fjalën e tij përveç të tjerash tha se festa e Fitër Bajramit është ditë e festimit, gëzimit dhe paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njeri-tjetrin.

"Agjërimi është një adhurim i cili e pastron ndjenjën e njeriut, e ngre atë shpirtërisht, njëherit është edhe shëndet për organizmin. Agjërimi edukon shpirtin dhe kultivon ndjenjën e ibadetit që ta adhurojmë Allahun sinqerisht, si dhe të kemi durim në përballimin e vështirësive",-tha ndër të tjera ligjëruesi Ejup Haziri. Ai më tej theksoi se po ndahemi nga sofrat e iftarit, nga gëzimi kur bënim iftar të bashkuar pranë njëri-tjetrit, ashtu siç i Dërguari i Allahut tha: "Agjëruesi ka dy gëzime, gëzohet kur bënë iftar dhe gëzohet kur do ta takojë Zotin e tij". Gëzimin e parë e kemi përjetuar të gjithë e atëherë kur do ta takojmë Allahun e plotfuqishëm, do të jetë gëzim i papërshkruar që do të na bëjë t'i harrojmë të gjitha vuajtjet, sfidat dhe pengesat e kësaj jete. E nuk do të ketë gëzim më të madh se sa kur Allahu t'u thotë agjëruesve: "Hyni në xhenet nga dera e Rejjanit, sepse ju agjëruat!" "Tash hani e pini shijshëm, ngase në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë!"

Namazit të Fitër Bajramit i priu drejtori i Haxhit Vedat ef.Sahiti, ndërsa hytbenë e Bajramit e mbajti kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, i cili edhe iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

# Myftiu Tërnava, si tradicionalisht, organizoi pritje përurimi për festën e Fitër Bajramit

Me rastin e Fitër – Bajramit, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, si tradicionalisht, organizoi pritje për urime në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islametë Kosovës nga ora 9:00-12:00,

**NGA INSTITUCIONET për të urarar ishin:**

1. *Presidenti i Kosovës, Hashim Thaçi*
2. *Kryetari i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli*
3. *Kryeministri i Kosovës, Ramush Haradinaj me kabinetin e tij*
4. *Kryetari i Odës së Avokatëve të Kosovës, Osman Havolli*
5. *Ambasadori i OSBE-së në Kosovës, Jan Breaathu*
6. *Ambasadori i Turqisë në Kosovë, Çağrı Sakar*
7. *Ipeshkvi i Kosovës, Dod Gjergji,*
8. *Koordinatorja e agjencive të UN-së në Kosovë, z. Ulrika Richardson*

**NGA PARTITË POLITIKE:**

1. *Fatmir Lima, kryetari i Nismës për Kosovën*
2. *Ismet Beqiri, nënkryetar i LDK-së*
3. *Arben Vitia nga Lëvizja Vetëvendosje,*
4. *Agim Bahtiri, AKR*
5. *Ferid Agani, kryetar i PD-së*
6. *Shpend Ahmeti, PSD*
7. *Qazim Rrahmani, sekretar i përgjithshëm i Partisë së Ashkalinjve për Integrim.*

Për të urarar ishin edhe deputetët Milaim Zeka, Ganimete Musli dhe shumë e shumë qytetarë dhe xhematli të tjetër, si dhe personalitete të jetës kulturore e fetare të Republikës së Kosovës.









# Dua hatme në Han të Elezit

Ishin 31 vajza të reja të cilat për tre vite me radhë mësuan mësimet bazë të fesë islame dhe vazhduan me mësimin dhe leximin e Kur'anit deri në fund të hatmes.

Mësimi mbahet ne klasët e K.b.i- së, në xhaminë e Qarshisë, pranë Mualimes Xhevrije Derguti-Vila.

Në duanë e hatmes prezentuan shumë xhematlike nga Hani Elezit me rrethinë si dhe musafirë nga qytete të ndryshme. Me prezencën e vet i dhanë madhështi këtij programi Kryetarja e departamentit të gruas pranë KBI-së, znj. Vaxhide Bunjaku me stafin e saj ku na nderoi me ligjëratën e saj shumë dobiprurëse dhe freskuese. Secila nga nxënëset pati rastin që para të pranishmëve të lexojë nga një pjesë të Kur'anit, pastaj ilahi, prozë, poezi e fjalë falënderimi.

Në fund znj. Gyltene Derguti, musafire nga Ferizaj lexoi Duanë e hatmes për të vazhduar me shpërndarjen e diplomave nga ana e mualimes Xhevrije Derguti - Vila.

Këto nxënëse kryen edhe një anket mbi ate se sa lexohet Kur'an në qytetin tonë.

Nxënëset që kanë përfunduar hatmen janë:

Alejna Hasallari, Ajsun Dernjani, Alma Loku, Arife Loku

Ardita Axhami, Arijana Dernjani, Blerta Ballazhi, Besjana Qajani, Djellza Luri, Elvira Qajani, Erda Livoreka, Erza Curri, Ermira Dernjani, Florije Daci, Ilfete Thaqi, Medina Axhami, Melisa Dernjani, Mimoza Asotiqi, Muhabije Berisha, Nazmije Rogaqi, Nedime Quni, Nurdane Kuka, Nurtene Thaqi, Qëndresa Quni, Rejhane Thaqi, Sara Brava, Sueda Axhami, Suela Axhami, Sumeja Axhami, dhe Sumeja hasallari.

Lusim Allahun Fuqiplotë që ti shpërblejë me të mirat e Tij të pakufishme dhe ti ruaj në rrugën e Tij deri në fund të jetës.

*Musa Vila*





**BASHKËSIA ISLAME E KOSOVËS**
**Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë**
**dhe**
**SHOQATA NDËRKOMBËTARE HUMANITARE DHE KULTURORE E STAMBOLLIT**

# KONKURS

***Medreseja e Madhe në Gjakovë është qendër e cila mundëson krahas mësimeve obligative të shkolles fillore, të vazhdoj mësimet për memorizimin e Kur'anit.***

- **Në vitin e parë, leximi i Kur'anit dhe përgaditje për memorizimin e Kur'anit.**
- **Në vitin e dytë dhe të tretë vazhdon mësimin e Kur'anit përmendësh.**

## APLIKIMI:
## TË JETË NË KLASËN 5, 6, 7.










## *Shkollimi është FALAS!*

**Info:**
**049 284 123 dhe 044 586 330**

**Hafizat e Kosovës**

*Afati i regjistrimit është prej datës 01 Korrik - 1 Shtator*
*Përparësi do të kenë ata të cilët kanë sukses të lartë, pastaj sipas rradhës së aplikimit.*